Korrik 2021
Numri: 160
E përmuajshme

Revistë edukative-kulturore - www.progresibotime.com

# ETIKA

Shqipëri: 200 Lekë
Kosovë: 1.5 Euro
Maqedoni: 90 Den
Evropë: 7 Euro




# TAKIM ME IBRAHIMIN

revistaetika progresibotime

# Editorial

بسم الله الرحمن الرحيم

Në suren Hud thuhet: ***"Vërtet, Ibrahimi ishte i butë, i dhembshur e vazhdimisht i kthyer*** (tek Allahu)***."*** (Hud, 75) Në këtë ajet fisnik gjendet portreti i një burri të përkushtuar ndaj Zotit i cili mund të merret për shembull gjithmonë. Kur të dërguarit shkuan te Ibrahimi (a.s.), për t'i dhënë sihariqin, i thanë: "Selam/ paqja qoftë mbi ty." Edhe Ibrahimi (a.s.), u theri atyre një viç dhe u përgatiti qebap me mishin e tij. Kur vuri re se mysafirët nuk e prekën ushqimin, e kuptoi se ishin engjëj të dërguar në formën e njeriut. Dërgimi i tyre në këtë formë tregonte se kishin ardhur ose për ndonjë paralajmërim, ose për ndonjë qortim (ndëshkim). Për këtë arsye u çorodit dhe u frikësua në emër të popullit të tij. Siç shprehet edhe në ajete, engjëjt i thanë: "Mos ki frikë! Ne jemi dërguar për të shkatërruar popullin e Lutit." Pastaj familjes së Ibrahimit i dhanë sihariqin se së pari do t'u jepej Is'haku dhe pastaj Jakubi. Bashkëshortja e Ibrahimit (a.s.), mori pjesë në këtë dialog dhe u habit kur ia dha përgëzimi me një fëmijë në këtë moshë të shtyrë.

Para së gjithash duhet të themi këtë: Frika e Ibrahimit (a.s.), për të cilën flitet këtu, nuk ishte një frikë për ndonjë shqetësim të kësaj bote, sepse ai nuk u shqetësua as për veten e tij kur u hodh në zjarr dhe pati thënë: "Iu dorëzova Zotit të botëve."[2] Shqetësimi i tij këtu buronte nga dhembshuria dhe mëshira që kishte për popullin e vet. Ndërsa shprehja e habisë nga bashkëshortja e tij, Sara, nuk do të thotë se ajo e shikonte si diçka të pamundur për fuqinë e Allahut të Lartësuar bërjen me fëmijë të dy njerëzve të shtyrë në moshë. Përkundrazi ishte thjeshtë të shprehurit e madhështisë së mirësisë që Zoti (xh.xh.), po ua jepte atyre.[3]

Tani çështja të cilën dëshirojmë ta shtjellojmë është biseda që bëri Ibrahimi (a.s.), me engjëjt që do të shkonin të shkatërronin popullin e Lutit, pasi iu shua shqetësimi dhe frika në lidhje me popullin e tij. Thënë me një shprehje tjetër, teksa u shprehte atyre qëllimin e tij, në fakt i përgjërohej Allahut (për mëshirë). Siç thuhet në Ruhu'l-Bejan, Ibrahimi (a.s.), u tha kështu engjëjve:

"Mirë, nëse do të kishte pesëdhjetë vetë besimtarë në atë popull, a përsëri do ta shkatërronit?" Kur engjëjt i dhanë përgjigjen "jo", ai vazhdoi të merrte fjalën nga të dërguarit se nuk do t'i shkatërronin ata përderisa të kishte ndërmjet tyre besimtarë duke e pakësuar numrin e këtyre të fundit dhjetë nga dhjetë. Më së fundi numrin e zbriti deri në pesë. Pasi mori premtimin se nuk do t'i shkatërronin nëse do të ishin kaq, përsëri parashtroi këtë pyetje: "A do t'i shkatërroni ata nëse ndërmjet tyre gjendet qoftë edhe një besimtar?" Prej engjëjve përsëri mori përgjigjen se nuk do t'i shkatërronin. Pastaj menjëherë tha: "Ja, aty gjendet një besimtar. Ai është Luti (a.s.)." Pastaj i pyeti: "A do t'i shkatërroni ata ndërkohë që ai gjendet ndërmjet tyre?"[4] Nisur nga kjo, engjëjt i thanë: "Ne e dimë shumë mirë se kush është aty. Sigurisht që do ta shpëtojmë atë dhe familjen e tij."[5] Siç shprehet në ajetet të cilat përbëjnë temën tonë, pas kësaj Ibrahimi (a.s.), qortohet duke iu thënë: "O Ibrahim! Hiq dorë prej kësaj, sepse urdhri (ndëshkimi) i Zotit ka ardhur. Atyre do t'u shkojë një ndëshkim që absolutisht nuk kthehet prapa (nuk anulohet)."[6] Siç shikohet, përpjekja që dha këtu Ibrahimi (a.s.), ishte për shpëtimin e njerëzve nga ndëshkimi. Mëshira e gjerë që kishte në zemër e bëri atë të diskutonte kështu me të dërguarit e Zotit. Ai gjithmonë shpresonte se ndoshta atyre mund t'u anulohej ndëshkimi për shkak të fjalëve që tha apo mund t'u jepet afat duke u vonuar ndëshkimi, në mënyrë që ata përgjatë kësaj kohe t'i ktheheshin Allahut.


Revista
ETIKA

**Korrik 2021**
VITI: XV
NUMRI: 160

**BOTUESI**
Shtëpia botuese "Progresi"

**DREJTOR**
Albert Halili

**KRYEREDAKTOR**
Alban Kali

**REDAKTOR**
Zija Vukaj

**PËRKTHYES**
Albert Halili
Fatmir Sulaj
Ilir Hoxha

**DIZAJN**
Bledar Xama

**ADRESA**
Rr: Studenti; Sheshi "2 Prilli"
Shkodër; Shqipëri

**MOBILE**
+355 67 340 6182

**E-MAIL**
rev.etika@gmail. com

**WEBSITE**
www.progresibotime.com

**KOSOVË**
Rr: Ardian Zurnaxhiu; pn. Ralin
Prizren; Kosovë
Mob: +377 45 639 143
Prishtinë; Kosovë
Mob: +377 44 566 577

**MAQEDONI**
Drvarska 28; Stara Carsija
Skopje; Makedonija
Mob: +389 7145 6003

**ABONIMI VJETOR**
Shqipëri: 2000 lekë
Kosovë: 15 Euro
Maqedoni: 900 Denar
Evropë: 80 Euro

Ju bëjmë të ditur se materialet e sjella në redaksi pavarësisht nëse botohen apo jo nuk i kthehen autorit. Koha e botimit të një materiali përcaktohet nga redaksia. Honoraret e shkrimeve autoriale ose përkthimeve duhet të vini t'i tërhiqni pranë Shtëpisë Botuese "Progresi" ose pranë zyrave të përfaqësimit në Kosovë dhe Maqedoni.

# Përmbajtja



































# Ajo që vjen me KURBANIN

Ahmet Tashgetiren

Së pari: Është ndjenja e nënshtrimit ndaj Zotit (xh.xh.), e cila duhet të gjendet në themelin e marrëdhënies Krijues-krijesë. Kurbani është simboli i nënshtrimit ndaj Zotit në Islam. Ibrahimi u sprovua me Ismailin (a.s.). Ai iu nënshtrua urdhrit të Zotit dhe ia vendosi thikën në qafë në emër të nënshtrimit të njeriut. Në këtë kontekst thotë: "Inna lil-lahi ve inna ilejhi rraxhiun / Të Allahut jemi dhe te Ai do të kthehemi." Siç deklaron edhe Allahu Teala, Ibrahimi (a.s.) dhe Ismaili (a.s.), ishin myslimanë në kuptimin më të dëlirë të shprehjes "nënshtrim ndaj Zotit".

***"Ibrahimi nuk ka qenë as hebre, as i krishterë, por ka qenë besimtar i vërtetë (monoteist) i përulur ndaj Allahut dhe nuk ka qenë nga politeistët."*** (Al Imran, 67)

Shikoni se çfarë thotë Kurani për të:

***"Kur Zoti i tij i tha: "Përulu!" - ai u përgjigj: "Iu përula Zotit të gjithësisë!"*** (Bekare, 131)

Kjo përulje nuk ishte thjeshtë fjalë, por ishte në dimensionin e heqjes dorë nga jeta, pasuria dhe fëmijët. Nëse kurbanin e shohim si shtrirje përtokë të kafshës dhe therje të saj, atëherë le ta dimë se ky nuk është sunet i Ibrahimit (a.s.). Kurbani sipas traditës së Ibrahimit (a.s.), është gjendja e nënshtrimit të robit ndaj Zotit duke thënë "Inna lil-lah". Nëse e arrijmë këtë gjendje, atëherë ajo vjen çdo vit dhe na i rregullon zemrat e na fut përsëri në klimën e nënshtrimit ndaj Allahut (xh. xh.). A mundemi ta sakrifikojmë jetën për hir të Zotit? A mundemi t'ia dedikojmë fëmijën rrugës së Zotit? A mundemi ta lëmë mënjanë preokupimin për të mbledhur pasuri dhe t'i themi Allahut "lebbejk / të përgjigjem o Zot"? A mundemi që ta bëjmë tekbirin të ndikojë deri në thellësitë e shpirtit?

Së dyti: Perceptimi se gjendet një thellësi në botën e brendshme përtej dimensionit fizik... Kjo thellësi në botën e brendshme shprehet me "devotshmërinë" e cila është indi kryesor në personalitetin e myslimanit. Devotshmëria sipas përkufizimit më të shkurtër është ndjenja e kujdesit për të mos i shkelur kufijtë e Allahut. Kjo realizohet me një marifetull-llah (njohje të Zotit) të vërtetë. Domethënë, a e dimë se çfarë do të thotë që të shkelësh kufijtë e Atij? Ekzistenca jonë varet nga Ai. Edhe frymë marrim falë Atij. Ne jemi ata që kemi ardhur në ekzistencë kur Ai ka thënë "bëhu". Damarët e qafës sonë janë në varësi të fuqisë së Tij. Nëse e shikojmë kështu në formë "jetike" marrëdhënien tonë me Allahun, atëherë do ta dimë se shkelja e kufijve të Allahut është si të luash me zjarrin. Devotshmëria është pikërisht kjo ndjesi. Kjo ndjesi nuk arrihet me imponim, por me përvetësim. Ajo duhet të arrijë dimensionin e një personaliteti. Për këtë arsye devotshmë-



ria është përkufizuar si shqetësimi se mund të preken kufijtë hyjnorë në çdo hap që hedh pikërisht siç "shqetësohesh kur ecën në një rrugë me gjemba".

Krijuesi i Lartmadhëruar në Kuranin Fisnik i këshillon besimtarit një perceptim që e bashkon kurbanin me devotshmërinë: ***"Tek Allahu nuk arrin as mishi, as gjaku i tyre, por arrin përkushtimi juaj..."*** (Haxh, 37) Po, kurban do të thotë që ta shtrish përtokë dhe t'i vendosësh thikën në fyt një kafshe që mund të bëhet kurban. Ky është dimensioni i "derdhjes së gjakut". Pas këtij vjen edhe dimensioni i mishit. Nëse çështja konceptohet në këtë formë, atëherë çdo ditë në këtë botë me miliona njerëz konsumojnë me miliona kafshë në këtë mënyrë. Por ja që ato nuk janë kurbane. Kurbanin e bën kurban devotshmëria. Domethënë, ajo e nxjerr atë nga dimensioni i "derdhjes së gjakut" dhe "mishit". Në një kontekst Allahu Teala i thotë besimtarit: "Shikoje zemrën! Si e ke punën me devotshmërinë? Bëje kurbanin dhe mos e lër atë të jetë vetëm çështje mishi e gjaku. Stolise atë me devotshmëri dhe dërgoja Zotit. Kështu shkojnë kurbanet tek Zoti..."



Domethënë se kur të përgatitemi për të bërë kurbanin, para së gjithash duhet të posedojmë devotshmërinë... Të poseduarit e devotshmërisë në këtë çështje nuk do të thotë që të veshim një rrobë të përshtatshme për të mos i prishur rrobat e reja nëse u bie gjaku. Të poseduarit e devotshmërisë është stolisja e zemrës me të. Kjo kërkon një përpjekje të gjatë dhe të madhe. Në të vërtetë edhe devotshmëria është një disiplinë jete... Kur vjen koha e kurbanit hyn në funksion dimensioni i duhur i saj për atë moment. Dimensionet e tjera të saj (devotshmërisë) hyjnë në funksion edhe në namaz, agjërim, haxh dhe zekat. Devotshmëria është gjëja e domosdoshme që duhet të gjendet në çdo fushë të jetës dhe në të gjitha marrëdhëniet njerëzore. Andaj njeriu nuk duhet ta shohë kurbanin vetëm si mish e gjak. Kurani na paralajmëron shumë qartë kundrejt kësaj. Nëse ky është një adhurim, nëse është një veprim që shpreh nënshtrim ndaj Zotit dhe nëse dëshirojmë që ai (kurbani) të arrijë te Allahu (të pranohet nga Ai), domethënë, nëse nuk dëshirojmë që të mbetet dhe të konsumohet aty si mish e gjak, nëse dëshirojmë që ai të ketë një kuptim te Allahu (xh.xh.), atëherë le ta bëjmë atë me devotshmëri, le ta bëjmë me gjithë zemër duke thënë "Bismil-lah, All-llahu ekber". Le ta njësojmë Zotin dhe të jemi të sinqertë kundrejt Tij...

Edukimi që na jep kurbani me të vërtetë është një edukim që na mëson t'i nënshtrohemi Zotit (xh.xh.).

Gjëja e tretë që vjen me kurbanin është mbajtja gjallë dhe aktive e natyrës së besimtarit e cila i shëron plagët e shoqërisë. Pra, edukimi për t'u bërë altruistë. Njeriu besimtar është ai njeri që interesohet me vëllezërit e tij. Ai është një njeri i cili posedon perceptimin për ta konsideruar si fqinj të gjithë botën dhe për të mos fjetur i ngopur nëse ndonjëri prej këtyre fqinjëve është i uritur. Besimtari me kurbanin e tij mund të shkojë te shtëpia e fqinjit, në Afrikë, në Azi, në Ballkan, në Amerikën Jugore... Besimtari nuk mund të ngopet e ta mbushë stomakun deri në grykë dhe nuk mund t'i mbyllë sytë ndaj atyre gjërave që ndodhin në botë, ndaj atyre që jetojnë në skamëri, ndaj atyre që janë të uritur... Në fakt kurbani është vëllai i zekatit. Pra është pjesë plotësuese e sadakasë. Kjo natyrë e kurbanit nuk mund të realizohet me një ndjesi momentale. Andaj duhet të jemi të ushtruar me edukimin e dhënies në rrugë të Zotit. Kjo është një pjekuri personaliteti që besimtari duhet ta përvetësojë përgjatë rrjedhës së përgjithshme të jetës. Kjo fillon me ndihmën që mund t'ia japim një të moshuari i cili ecën me vështirësi në rrugë, vazhdon me ndarjen e supës me fqinjin dhe arrin deri aty saqë besimtari e di se Allahu Teala e shikon kur e nxjerr të drejtën e të varfërve nga pasuria e tij... Kurbani gjendet diku ndërmjet këtyre... Nëse besimtari e ka pajisur personalitetin e tij me këtë vetëdije, edhe devotshmëria e cila e shoqëron atë kur jep tekbir te koka e kurbanit, do të fillojë të lartësohet drejt Zotit

(xh.xh.). Ja pra, bashkë me supën që shkon te fqinji, lartësohet edhe devotshmëria drejt Krijuesit... Gjithashtu edhe buzëqeshja që formohet në fytyrë kundrejt vëllait besimtar...

Gjëja e katërt që vjen me kurbanin është Festa. Ne kemi dy festa: Bajrami i Ramazanit dhe Bajrami i Kurbanit. Përgjatë ditëve të Bajrameve nuk mund të mbajmë agjërim. Pra, prej nesh kërkohet që të hamë sa të dëshirojmë. Bajrami shpreh ditët e gëzimit të një populli besimtar. Domethënë se atë kohë i jepet përparësi gëzimit të popullit besimtar. Shtimi i ndarjes së gjërave me të tjerët përgjatë bajrameve bëhet në mënyrë që asnjë njeri të mos mbetet jashtë fushës së gëzimit. Është krejt e qartë se në strukturën e një shoqërie patjetër gjendet dikush i dobët. Islami në rangun e umetit i fut në fushën e përgjegjësisë së besimtarit të gjithë njerëzit. Madje sipas situatës bëhet fjalë për një përgjegjësi kundrejt të gjithë njerëzimit.

Nëse e shtjellojmë këtë çështje në rang/plan të umetit, atëherë le të themi: Në Turqi ka festë. Gjithashtu ka festë edhe në Palestinë. Po ashtu ka festë edhe në Turkistanin Lindor. Vallë cili prej këtyre vendeve përjeton gëzim dhe cili prej tyre përjeton dhimbje?

Le të themi se xhemati doli nga namazi i bajramit dhe u ul në sofrën e festës. Gjithashtu doli nga namazi i bajramit edhe xhemati në një fshat të Ganës dhe u ul në sofrën e festës. Si thoni? Vallë, a bëjnë festë edhe ata? Çfarë mund të ketë në sofrën e tyre të festës?

Festë do të thotë që të interesohemi edhe me të tjerët. Domethënë, të interesohemi me besimtarët dhe njerëzit e tjerë që janë pranë nesh. Ne duhet ta ndjejmë se jemi një pjesë prej tyre. Të gjithë prej nesh mund të ishim prej atyre që marrin dhe jo që japin. Atëherë a nuk do të dëshironim që dikush të na e lexonte zemrën?

Festat janë ditë që na e përmirësojnë vëllazërinë. Cilado që të jetë përkatësia jonë, të jetuarit në një shoqëri i hap rrugë në mënyrë absolute formimit të fushës së secilit prej nesh dhe si rrjedhojë i hap rrugë formimit të të drejtave. Edhe pse njerëzit mund t'u përkasin besimeve të ndryshme, prapë se prapë kanë të drejtat e tyre. Për këtë arsye, përgjatë festave jemi të detyruar që ta përhapim të paktën buzëqeshjen në çdo klasë të shoqërisë dhe ta shtojmë komunikimin.

Nuk mund të kalojmë pa e përmendur edhe këtë të vërtetë se të përjetuarit e gëzimit të festës në rang umeti ka disa pengesa. Shihet qartë se ka një problem komunikimi edhe ndërmjet shoqërive që përkufizohen si "islame" dhe që jetojnë brenda kufijve të njëjtë. Për fat të keq, "hesapet" të cilat do të jenë të vështira për t'u mbartur në audiencën e Allahut, po e pengojnë komunikimin në mënyrë vëllazërore.

Atëherë çfarë të themi? Festat duhet t'i riparojnë zemrat tona. Allahu i ka dhënë festat si një mirësi. Andaj nëse ne nuk mund t'i përjetojmë ato në shkallë umeti, atëherë duhet të shikojmë veten. Duhet t'i marrim zemrat në duart tona dhe t'i shikojmë (për t'i riparuar).



*Festat janë ditë që na e përmirësojnë vëllazërinë. Cilado që të jetë përkatësia jonë, të jetuarit në një shoqëri i hap rrugë në mënyrë absolute formimit të fushës së secilit prej nesh dhe si rrjedhojë i hap rrugë formimit të të drejtave. Edhe pse njerëzit mund t'u përkasin besimeve të ndryshme, prapë se prapë kanë të drejtat e tyre.*



# KURBANI, MADHËRIM NDAJ ZOTIT DHEMBSHURI NDAJ NJERËZVE

*Dr. Adem Ergyl*

E falënderojmë Zotin (xh.xh.), i Cili na ka nderuar duke na bërë adhurues vetëm të Tij dhe i Cili me mirësinë e Tij na ka mësuar se si mund të bëhet ky adhurim. Gjithashtu i çojmë salavate të Dashurit të Allahut, i cili është mjeshtri më i madh i shkollës së adhurimit.

Ibadetet të cilat janë prej elementeve më të rëndësishme të planit mësimor të nënshtrimit ndaj Zotit (xh.sh.), kanë këto tri dritare:

Dritarja që hapet ndaj Zotit

Dritarja që hapet ndaj njerëzve / krijesave

Dritarja që hapet ndaj të vërtetës sonë esenciale

Në këtë shkrim do të përpiqemi që t'i shpjegojmë shkurtimisht dimensionet dhe thellësitë e këtyre tri dritareve në kontekstin e "ibadetit të kurbanit". Në të vërtetë këto dritare kanë shumë informacione, ndjenja, mirësi dhe të fshehta të cilat i marrin nga brenda e i japin jashtë dhe i marrin nga jashtë e i japin brenda. Të gjitha këto sigurisht se është e pamundur t'i shprehim me fjalë. Nga ana tjetër, allishverishet që ndodhin ndërmjet adhuruesit dhe të Adhuruarit, pa diskutim se janë gjendje të fshehta për çdo rob (njeri).

Në dritaren që hapet ndaj Zotit (xh.xh.), çdo ibadet është dhikër, madhërim, nënshtrim, falënderim, lavdërim dhe së fundi ndjenjë e devotshmërisë e cila do të thotë vetëdije për sinqeritet, dëlirësi dhe përgjegjësi kundrejt Allahut Teala. Ibadetet janë pohim, aprovim dhe së fundi deklarim i madhështisë, krenarisë dhe sublimitetit të Zotit me fjalë, ndjenja, veprime, simbole dhe shenja ndaj çdo gjëje që gjendet në ekzistencë. Nisur nga ky kontekst, ibadetet janë një shprehje e thellë e fjalës "La ilahe il-lall-llah" me trupin, gjuhën dhe zemrën tonë. Këto të vërteta në lidhje me kurbanin shprehen si më poshtë në suren Haxh:

***"Për çdo popull, Ne kemi caktuar një ritual, që ata të përmendin emrin e Allahut gjatë flijimit të kafshëve, që Ai ua ka dhuruar për ushqim. Zoti juaj është një Zot i vetëm, prandaj vetëm Atij përuljuni. Dhe jepu lajme të mira atyre që janë të përulur."*** (Haxh, 34)

Po, "që ata të përmendin emrin e Allahut." Arsyeja e parë dhe më e rëndësishmja që kurbani u është urdhëruar si një ibadetet çdo populli është të përmendurit e Zotit. Kjo përmendje nuk duhet të jetë një përmendje e zakonshme, por një përmendje që mbart në vetvete meditimin, falënderimin dhe lavdërimin ndaj Zotit. Sepse "Allahu është Ai i Cili ua ka dhënë dhe dhuruar si rrësk robërve të Tij shumë kafshë. Këto kafshë janë të nënshtruara ndaj njerëzve dhe njerëzit përfitojmë nga mirësitë e panumërta të atyre". Atëherë ky ibadet që nga fillimi e deri në fund duhet të kryhet me ndjenjën e përmendjes së Zotit (xh.xh.). Ai duhet të fillohet me një nijet të dëlirë dhe duhet të paraqitet në audiencën e Zotit duke thënë: "Bismi'l-lah Allahu ekber." Ne duhet ta mbajmë këtë gjendje nënshtrimi ndaj Zotit

në çdo fazë të kurbanit derisa ky i fundit të theret dhe të kryhet, madje derisa të shpërndahet dhe t'u jepet edhe të tjerëve. Aty ku nuk ka dhikër gjendet shkujdesja ndaj Zotit. Gafleti / shkujdesja ndaj Zotit ka një funksion i cili ia ul vlerën ibadetit.

Në Kuranin Fisnik thuhet se "Zoti juaj është një Zot i vetëm". Në këtë mënyrë është shprehur qartë se një ibadet i tillë nuk mund të bëhet në emër të zotave të rremë. Vetëm në emër të Allahut mund të bëhet ky ibadet. Kurbani është përkushtim. Nëse përkushtimi bëhet në emër të Allahut (xh.xh.), atëherë është ibadet. Për këtë arsye, kurbanet që theren në ndonjë emër tjetër përveç emrit të Allahut, konsiderohen si fëlliqësirë dhe nuk mund të hahen. Ndërsa ata që e bëjnë diçka të tillë bien në shirk i cili është prej gjynaheve më të mëdha. Gjithashtu, ata që e bëjnë një vepër të tillë konsiderohen si njerëz që kanë marrë një jetë në mënyrë të padrejtë. Në vazhdimin e ajetit fisnik tregohet qartë se në çfarë thellësie duhet të jetë kjo përmendje:

***"...Jepu lajme të mira atyre që janë të përulur. Atyre, zemrat e të cilëve frikësohen, kur përmendet Allahu..."*** (Haxh, 34-35)

Pra, kjo përmendje duhet të jetë aq e thellë saqë ta tronditë vetëdijen dhe ta frikësojë zemrën. Në këtë tronditje gjendet edhe shfaqja e madhështisë së Zotit, edhe flladi i dashurisë dhe bukurisë së Tij. Therja e kurbanit pothuajse kërkohet me një ndjenjë të madhe e cila mbart në vetvete frikën dhe shpresën ndaj Zotit (xh.xh.).

Prej nesh kërkohet që ibadeti i kurbanit të formojë në zemrën tonë vetëdijen "Ne i përkasim Allahut me çdo gjë që posedojmë (me jetën dhe pasurinë tonë)" duke na u thënë: "Dorëzojuni vetëm Atij." Sepse dorëzimi ndaj Zotit përbën thelbin e fesë sonë. Nxjerrja në pah e kësaj realizohet duke u përpjekur dhe luftuar në rrugë të Allahut me jetën dhe pasurinë tonë. Thënë me një shprehje tjetër: "Me përkushtim ndaj Allahut." Të jesh prej njerëzve që i janë përkushtuar Allahut do të thotë të gjendesh në rreshtat e parë të adhurimit ndaj Tij. Te një njeri që e do jetën dhe pasurinë dhe që është tepër ambicioz në këtë çështje, nuk është e lehtë të formohet një shpirt i tillë. Ja pra, ibadeti i kurbanit merr përsipër rolin e injektimit të kësaj cilësie te robi si një vepër përkushtimi e gjallë.

Esenca e vetme që lartësohet nga robi drejt Allahut në ibadetin e kurbanit është kjo gjendje e lartë shpirtërore e cila formohet në zemrën e robit. Kurani Fisnik këtë të vërtetë e quan "takva/devotshmëri". Në ajetin fisnik thuhet: ***"Tek Allahu nuk arrin as mishi, as gjaku i tyre, por arrin përkushtimi juaj..."*** (Haxh, 37)

Ndërsa dritarja e ibadetit të kurbanit e cila hapet kundrejt njerëzve është dritarja e dhembshurisë, mëshirës, mirësisë dhe nderimit. Përsëri në ajetin e 36-të të sures Haxh theksohet si më poshtë ky aspekt i kurbanit:

***"...Prandaj, përmendeni emrin e Allahut mbi ato, ndërsa i radhisni në këmbë*** (për t'i therur)***. Kur ato të bien në tokë, hani prej*** (mishit të) ***tyre dhe ushqeni edhe atë që lyp, edhe atë që nuk lyp. Kështu pra, Ne i kemi vënë ato në shërbimin tuaj, që ju të jeni mirënjohës."***

Në ibadetin e kurbanit sikur gjendet një frymë e tillë: Së pari robi ia dorëzon plotësisht Allahut kurbanin në emrin e tij. Edhe Allahu Teala e sheh këtë shpirt të përkushtuar të robit dhe ia pranon kurbanin. Pastaj e vendos zëvendës të Tij robin që e ka ther kurbanin për të ngrënë nga mishi i kurbanit dhe për t'u dhënë edhe të tjerëve për të ngrënë si një nderim për therësin e kurbanit dhe robërit e tjerë. Në këtë mënyrë robi pothuajse bëhet nëpunësi i shpërndarjes së mëshirës së Zotit si zëvendës i Tij. Nisur nga ky kontekst kurbani është një sofër e qiellit e shtruar në tokë. Ja pra, prej të gjithë atyre që hanë nga kjo sofër pritet falënderim kundrejt Zotit (xh.xh.). Falënderimi i Zotit është shenjë e besimit. Ndërsa mosmirënjohja është shenjë e verbërisë dhe mohimit. Kushdo që falënderon bëhet shkak që të hapen dyer të reja të mirësive hyjnore për të. Ndërsa kushdo që shfaq mosmirënjohje ia mbyll vetes dyert e shumë mirësive.

Ndërsa dritarja e ibadetit të kurbanit e cila hapet ndaj nesh është pastrimi, lartësimi dhe fitimi vlerë te Zoti i personalitetit tonë. Kështu cilësia e njeriut për të derdhur gjak shndërrohet në ndjenja sublime në formë të ligjshme. Kyçi i koprracisë dhe egoizmit i cili është njëri prej kyçeve më të mëdha që e ndalon zhvillimin e njeriut, hapet me një ceremoni madhështore. Shpirti i përkushtimit dhe devotshmëria të cilat janë prej kushteve të domosdoshme të gradës më të lartë të adhurimit te Allahut Teala, arrijnë të depërtojnë deri në thellësinë e botës sonë të brendshme në sajë të kurbanit. Ja, përsëri po hapet një derë drejt "pjekurisë për dorëzimin ndaj Zotit" e cila e ka arritur kulmin e saj me Ibrahimin dhe Ismailin, alejhima's-selam. Zoti duke i nderuar robërit e Vet në emër të Tij i ka bërë ata marrës të një autorizimi të lartë. Kjo është njëra prej mirësive sublime i të qenët i krijuar si zëvendës në tokë.

Ja pra, një ibadet i tillë duhet të kryhet me një pjekuri të madhe. Zoti (xh.xh.), tregon se do të kenë shumë sihariqe që do t'i gëzojnë ata të cilët e kryejnë këtë ibadet me pjekurinë e Ihsanit dhe duke i zbatuar rregullat e dispozitat e tij. Ai thotë:

***"...*** (O i Dërguar! ) ***Jepu lajmin e mirë punëdrejtëve*** (të cilët i kryejnë me pjekuri të madhe detyrat e tyre)***!"*** (Haxh, 37)

Po, kurbani ka mish, por kurbani më shumë se mish është shenjë e një nënshtrimi sublim plot fshehtësi ndaj Zotit (xh.sh.).

# KË TË BËJMË KURBAN?

*Prof. dr. Sulejman Derin*

Bajrami i Kurbanit është një festë e cila na ka mbetur si kujtim nga sakrifica e Ibrahimit (a.s.), i cili flijoi djalin e vet dhe nga sakrifica e Ismailit (a.s.), i cili flijoi jetën e tij në rrugë të Allahut (xh. xh.). Nëpërmjet Bajramit të Kurbanit Zoti (xh.xh.), ka vendosur në zemrat tona në një mënyrë të paharrueshme nënshtrimin, bindjen dhe sinqeritetin e këtyre dy pejgamberëve të mëdhenj. Në këtë kontekst bajrami është rezultati i një procesi, pra festimi i sprovave që fitohen me vështirësi. Allahu i Lartësuar nuk ka lejuar që t'u harrohen emrat robërve të cilët i janë përkushtuar Atij me sinqeritet dhe të cilët ia kanë dedikuar çdo gjë Atij. Për këtë arsye, edhe emri i Pejgamberit tonë të nderuar, i cili ka bërë sakrificat më të mëdha për Islamin, është vendosur pranë emrit të Zotit të Lartësuar edhe në ezan, edhe në shehadet.

Disa pejgamberë dhe njerëz të lartë të cilët Zoti i përmend në Kuran për shkak të sakrificave të pashoqe që kanë shfaqur në nënshtrimin ndaj Tij, janë këta: ***"Trego në Libër për Idrizin! Ai ishte njeri i së vërtetës dhe profet."*** (Merjem, 56) ***"Dhe trego*** (o Muhamed) ***në Libër për Merjemen..."*** (Merjem, 16) ***"Trego në Libër për Ibrahimin! Ai ishte njeri i së vërtetës dhe profet."*** (Merjem, 41***) "Trego në Libër edhe për Musain! Njëmend, Ai ishte i përzgjedhur, ishte i dërguar dhe profet."*** (Merjem, 51)

Allahu Teala i ka bërë që të jetojnë në zemrat tona edhe emrat e robërve të Tij të dashur të cilët e kanë vazhduar besnikërinë, shërbimin dhe predikimin që Ai na i ka treguar si shembull te pejgamberët e Tij. Ndërkohë që janë harruar shumë njerëz të pasur e të fuqishëm, këta robër të dashur të Zotit akoma jetojnë në zemrat e besimtarëve. Mësimi që duhet të nxjerrim nga këto që thamë më sipër është ky: Nëse me të vërtetë dëshirojmë ta konceptojmë kuptimin e bajramit të kurbanit, para së gjithash duhet të bëjmë sakrificat që Zoti (xh.xh.), i kërkon prej nesh. Në të kundërt, kurbani që e therim nuk mund të jetë më shumë se imitim i një tradite fetare dhe shoqërore. Tashmë le ta dëgjojmë nga goja e mistikëve se cilat janë ato gjëra të vlefshme që duhet t'i bëjmë kurban para se të bëjmë kurbanin, në mënyrë që bajrami ynë të jetë një bajram në kuptimin e vërtetë.

Kurbani (flijimi) i pasurisë: Njeriu e harxhon pasurinë e tij për të tjerët në raport me dashurinë që ndjen ndaj atyre. Kështu teksa e harxhon lehtësisht të gjithë pasurinë për veten apo për ndonjë individ të familjes së tij, për dikë të huaj jep më pak sipas mundësisë që ka. Ebu Bekri (r.a.), i cili ishte shembulli më i madh pas pejgamberëve në flijimin e pasurisë, e dha të gjithë pasurinë e tij për Allahun dhe të Dërguarin e Tij. Ndërsa Omeri dha gjysmën e pasurisë së vet. Resulullahu (s.a.s.), një flijim në këtë masë nuk e ka pranuar nga asnjë sahab tjetër. Për të tjerët një të tretën e pasurisë e ka konsideruar si të mjaftueshme dhe si kufirin më të lartë. Ne myslimanët e dobët lëre që nuk mund t'u afrohemi sahabëve në infak për të tjerët, por ligjërisht do të hynim në grupin e asketëve nëse do ta jepnim si zekat një të dyzetën e pasurisë sonë. Zekati, krahas se është pak si sasi, jepet nga teprica e pasurisë pasi të plotësohen të gjitha nevojat dhe pasi të kalojë një vit nga posedimi i kësaj pasurie. Megjithëkëtë prapë se prapë ka shumë pak myslimanë që e japin atë me gjithë zemër. Imam Rabbani e shpjegon si më poshtë gjendjen e njerëzve të tillë:

"Nëse një njeri nuk mund ta braktisë këtë botë (edhe pse e jep zekatin dhe i zbaton dispozitat e



sheriatit), ky njeri i tillë është jashtë temës sonë. Ky besim formal që ka ai, nuk do t'i bëjë dobi atij në ditën e gjykimit." (Letra e 72-të.)

Flijimi i jetës: Siç është i vështirë flijimi i pasurisë në rrugën e Allahut, edhe flijimi i jetës është edhe më i vështirë. Jo çdokush mund të shkojë në xhihad (luftë) kur të jetë e nevojshme për fenë dhe atdheun. Për këtë arsye, shpërblimi i atyre që japin pasurinë me shpërblimin e atyre që japin jetën është shumë i ndryshëm. Ai që jep bukë elbi në këtë botë do të gjejë bukë gruri. Ndërsa ai që flijon jetën, do t'i jepet jetë te Zoti (xh.xh.). Ndërkohë që i pari e merr shpërblimin direkt aty pas dere, të dytit i vendosen gosti të veçanta në çadrën e veçantë të sulltanit akoma pa ardhur kiameti. Këtë e tregon qartë ajeti fisnik në të cilin thuhet:

***"Kurrsesi mos i quani të vdekur ata që janë vrarë në rrugën e Allahut. Jo, janë të gjallë, duke u ushqyer te Zoti i tyre."*** (Al Imran, 169)

Mevlana e shpreh siç vijon dallimin e atyre që flijojnë jetën: "Veçanërisht ai që flijon jetën, që e zgjat qafën për t'iu bërë kurban Krijuesit... Ky njeri është përgatitur për t'u bërë kurban në rrugën e Allahut pikërisht si Ismaili i cili e kishte zgjatur qafën (për t'u bërë kurban), por Allahu Teala nuk lejon që të pritet ajo qafë. Ja pra, për këtë arsye edhe dëshmorët janë të gjallë dhe në mirësi. Andaj mos e shiko trupin si ata që adhurojnë zjarrin." (Mesnevi, II, 381-3.)

Sipas Mevlanës flijimi i jetës në rrugë të Allahut nuk ndodh vetëm në mejdanin e luftës. Të luftosh kundrejt dëshirave të panevojshme të nefsit dhe të mos u nënshtrohesh atyre, në të vërtetë do të thotë që ta vrasësh nefsin dalë nga dalë. Njerëzit e tillë e flijojnë nefsin e tyre në audiencën e Zotit për çdo vakt të namazit.

"O Imam! Thënia All-llahu ekber kur të fillosh namazin ka këtë kuptim: O Zot! Ne jemi bërë kurban në audiencën Tënde."

"Kur ther kurban thua All-llahu ekber. Ja, kjo fjalë thuhet edhe kur të bëhet kurban nefsi i cili e meriton të vritet."

Nisur nga këto që thamë më sipër, ata që e falin namazin në kuptimin e vërtetë janë ata njerëz që e bëjnë kurban vullnetin e tyre ndaj vullnetit të Zotit (xh.xh.). Këtu kemi edhe diçka që nuk duhet ta harrojmë. Ajo është se shprehja të vrasësh nefsin në terminologjinë mistike ka kuptim figurativ. Të vrasësh nefsin do të thotë që të mos ia plotësosh kërkesat djallëzore të tij. Përndryshe, vrasja e njeriut apo vetëvrasja është e ndaluar. Një vepër e tillë është prej mëkateve të mëdha që e shpien njeriun në xhehenem.

Flijimi i mendjes: Sipas mistikëve edhe diçka tjetër që besimtari duhet ta bëjë kurban kundrejt Allahut (xh.xh.), është mendja, sepse një mendje që nuk është e edukuar me revelatën hyjnore bashkëpunon me nefsin dhe shndërrohet në një armik të tërbuar të fesë. Fjalët si: "Për mendimin tim ky ajet nuk duhet të gjendet në Kuran. Zoti nuk mund ta thotë një fjalë të tillë.", të cilat në ditët e sotme po i dëgjojmë shpesh për fat të keq, janë një shenjë e kundërshtimit me mendje ndaj Zotit. Allahu i paralajmëron siç vijon ata që mashtrohen nga mendja e tyre në këtë mënyrë: ***"O njeri! Çfarë të mashtroi ty kundrejt Zotit?"*** (Infitar, 6) Siç shprehet edhe Mevlana, në krye të atyre që janë mashtruar nga mendja e tyre vjen një bir pejgamberi, Kenani:

"Flijoje mendjen në prani të Muhamed Mustafasë dhe thuaj: Allahu më mjafton! Mos hezito për të hipur në anijen e besimit siç hezitoi Kenani, biri jobesimtar i Nuhut. Nefsi i tij i mençur dhe i zgjuar e mashtroi duke i thënë: "Nëse hip në mal, do të shpëtosh. Uji nuk mund të vijë deri atje." Edhe ai tha: "Do të hip në një mal të madh e të lartë. Kështu do të shpëtoj. Përse t'i jem mirënjohës Nuhut?!" (Mesnevi, vëll. IV, 1408-10.)

Sipas Mevlanës, ai që nuk i flijon pasurinë, jetën dhe mendjen në rrugë të Allahut për hir të Zotit, nuk mund ta arrijë përsosmërinë shpirtërore. Ai këta lloj njerëzish i emërton si krijesa në formë njeriu, të vdekur të gjallë apo kurbane të epshit. Këta janë njerëz të pashpirt që adhurojnë materien.

"Përroi është përrua nëse ka ujë. Njeriu është njeri nëse ka shpirt. Shumica e atyre që shohim nuk janë njerëz, por krijesa formale. Pra, të vdekur të gjallë dhe kurbane të epshit." (Mesnevi, vëll. V, 2885-6.)

Sipas Mevlanës Kuranin Fisnik mund ta kuptojnë jo ata që adhurojnë mendjen e tyre, por përkundrazi, mund ta kuptojnë vetëm ata që e flijojnë mendjen në rrugën e Zotit (xh.xh.): "Kuptimin e Kuranit merre vetëm nga ai që e ka flijuar jetën për të. Mësoje atë nga ai që i ka hedhur në zjarr dhe i ka djegur epshet dhe pasionet e tij."

"Kuptimin e Kuranit merre nga ai që është flijuar për Kuranin, që ka hequr dorë nga vetja, që është modest dhe që shpirti pothuajse i është bërë si Kurani." (Mesnevi, vëll. V, 3128-3129.)

Zoti i Lartësuar në ajetin e katërt të sures Mumtahine e ka përmendur si shembull për ne Ibrahimin (a.s.), i cili arriti grada të larta në disa sakrifica që një pjesë të tyre e kemi përmendur më lart. Atë e ka bërë mik të Tij. Më vonë sakrificat në rrugë të Allahut më bukur i ka shfaqur Pejgamberi ynë i nderuar në jetën e tij. Andaj edhe ne le t'i flijojmë pasurinë, jetën dhe mendjen tonë në rrugë të Zotit duke ndjekur gjurmët e babait tonë, Ibrahimit dhe Pejgamberit tonë, Muhamedit (s.a.s.). Le t'i flijojmë, në mënyrë që ta konceptojmë dhe arrijmë frymën e kurbanit. Allahu i bëftë të gjithë lexuesit tanë prej atyre që e arrijnë bajramin në kuptimin e vërtetë! Amin!

# KURBANI

*Nuredin Jëlldëz*

Dashi apo ndonjë kafshë tjetër na vijnë në mendje përgjithësisht kur bëhet fjalë për kurbanin. Në fakt, kurbani i vërtetë jemi ne. Allahu Teala i ka vendosur para nesh kafshët të cilat nuk i ka ngarkuar me përgjegjësi dhe nuk u ka dhënë mendje, por jemi ne ata që jemi krijuar në gradën për t'u bërë "kurban".

Njeriu dhe punët e tij gjithmonë ose bëhen kurban, ose shkojnë dëm. Ne nuk mund t'ua lëmë deshëve dhe deveve përgjegjësitë tona. Ne jemi përgjegjës. Ne jemi ata që do të ringjallemi dhe do të shkojmë në xhenet apo xhehenem. Ne jemi ata që do të japim llogari frymë për frymë për jetën. Ne jemi ata që duhet të mendojmë se nga kemi ardhur, ku do të shkojmë dhe çfarë duhet të bëjmë. Ne jemi ata që na janë dërguar pejgamberët. Ne jemi ata që na është zbritur libri (Kurani), në mënyrë që ta lexojmë dhe të punojmë me të. Ne jemi ata që jemi obliguar me namaz, agjërim, zekat, haxh, bindje ndaj prindërve, bujqësi dhe tregti derisa të lindë dhe të perëndojë dielli. Ne jemi ata që duhet të mendojmë për ato që bëjnë sytë, veshët, gjuha, duart dhe këmbët tona. Ne jemi robër (ata që duhet t'i nënshtrohen Zotit). Kjo botë dhe gjërat që gjenden në të janë përgatitur për ne. Ne jemi ata që martohemi, divorcohemi, shtrojmë sofra, udhëtojmë, ndërtojmë ndërtesa dhe mbledhim pasuri. Ne jemi ata që i kemi shpuar malet dhe kemi hapur tunele, që kërkojmë thesare në fund të detit dhe që kemi shpikur satelitë të cilët vazhdimisht rrotullohen rreth tokës. Ne jemi ata që notojnë, fluturojnë dhe ecin. Ne jemi ata që i vendosim në tryezë edhe bimët, edhe dashin që i ha bimët. Ne jemi ata që i mbushim xhepat me para prej dashit dhe që përkujdesemi për dashin. Edhe lugina është e jona, edhe dashi që kullot në luginë. Qumështi i kafshëve gjendet në gotën tonë, ndërsa dhjami i tyre në tavën tonë. Prej lëkurës së kafshëve bëjmë këpucë dhe prej leshit të tyre bëjmë copë. Pasuria



është e jona. Trashëgimia është e jona. Ne jemi ata që flasin, shkruajnë dhe lexojnë.

Ndërsa kandidatët për t'u bërë kurban në festën e Kurban Bajramit janë deshët. Po, Zoti ka thënë: "Therni kurban!" Njeriu që është i ngarkuar me përgjegjësi dhe dashi që nuk është i ngarkuar me përgjegjësi. Nëse këtë çështje e shohim me një sy të jashtëm dhe e lexojmë në mënyrë sipërfaqësore, një besimtar që i beson Allahut ther për Allahun një kafshë që e ka krijuar Allahu. Nëse kjo panoramë dhe ky lexim mbetet vetëm me kaq, para na nxjerr një pyetje me mjaft influencuese e cila është: "Përse pas Kurban Bajramit nuk ndodh ndonjë ndryshim i madh në jetën ditore të besimtarëve që therin kurban?"

Ne po kërkojmë një qëndrim prej besimtari ndërmjet therjes së një dashi si kurban dhe të qenët një besimtar i gatshëm për t'u bërë kurban. Çështja duhet të perceptohet përtej therjes së një kafshe në ditën e bajramit dhe fitimit të sevapit si rrjedhojë e kurbanit. Ne jemi të detyruar të shikojmë shumë më tutje. Andaj duhet të mendojmë se cilat gjëra duhet t'i bëjmë kurban në të vërtetë.

Ne duhet t'i bëjmë kurban për Allahun mendjet dhe mendimet tona. Trupat, pjesëtarët e familjes, mundësitë materiale, fshati dhe shtëpia jonë duhet të jenë të gatshëm për t'u bërë kurban për Allahun i Cili na ka krijuar ne dhe ata. Ne dhe ata duhet të presim në gatishmëri për t'u bërë kurban. Sistemet që na e drejtojnë jetën dhe na mbajnë nën autoritetin e tyre, duhet të jenë në nivelin e bërjes kurban për Allahun (xh.xh.).

Nefsi ynë dhe gjërat që i investojmë për të duhet të gjenden të parët në listën e atyre që duhet të bëhen kurban. Epshet dhe pasionet tona duhet të jenë të gatshme për t'u bërë kurban (për t'u flijuar). Dëshirat dhe shpresat tona duhet të jenë kurbane. Këtë na e kërkon besimi. Kjo është e fshehta e kelimetu't-tevhid (shehadetit). Këtë tregon ligji "nuk ka zot tjetër përveç Allahu". Të thënët "unë jam besimtar", i bën të detyrueshme këto. Kurani kështu na mëson. Kështu e kemi parë Pejgamberin, alejhi's-selam, duke vepruar. Kështu ka vepruar brezi i parë, sahabët e nderuar. Prandaj duhet që të mos e bëjmë nefsin zot, të pastrohemi nga idhujt e bërë prej njerëzve dhe t'i bëhemi robër vetëm Allahut (xh.xh.). Kështu është Islami. Kjo ishte ajo që kërkohej nga Ibrahimi, alejhi's-selam. Ismaili (a.s.), ishte shembulli i kësaj.

Një dash, një therës i kurbanit, një kasap dhe Kurban Bajrami. Në këtë ibadet duhet të gjenden kuptime edhe më të thella. Deshët theren, por ata që bëhen kurban janë nefsi, mendja, pasuria, fama dhe sistemi i besimtarit.

Nëse nuk ndodh kështu, atëherë ata që duhet të bëhen kurban në të vërtetë ngatërrohen me një pamje tjetër. Nëse imagjinatat dhe shpresat tona janë këtu, Minaja është atje.





# KURBANI DHE NËNSHTRIMI NDAJ ZOTIT (XH.SH.)

*Kerim Bulladë*

Fjala kurban në kuptimin leksikor do të thotë të afrohesh, afrimitet apo diçka që bëhet shkak për afrimin shpirtëror ndaj Allahut Teala[1]. Ndërsa në kuptimin terminologjik është një emër që i është vendosur kafshës e cila mbart disa kushte të caktuara dhe që theret përgjatë ditëve të Kurban Bajramit me qëllimin për t'ju afruar Allahut (xh.xh.).[2] Ndërsa në një kuptim më të përgjithshëm është përdorur për kurbanin që theret për t'ju afruar Allahut, për lëmoshën dhe për gjëra të tjera të ngjashme me këto.[3] Në shqip kurbani është përkufizuar si një kafshë që theret për të kryer një urdhër të fesë apo një premtim. Kjo fjalë përdoret edhe si shprehje me kallëpe të ndryshme. Në të gjitha këto kallëpe shprehjesh mbart një kuptim të përbashkët i cili është "flijimi".

Siç kuptohet edhe nga përkufizimet, kurbani është një ibadet që bëhet me qëllimin për t'ju afruar Allahut Teala (me qëllimin për të fituar kënaqësinë e Tij). Njeriu psikologjikisht para së gjithash dëshiron të gjendet pranë vetes, familjes, të afërmve, fqinjëve, shokëve dhe të njohurve. Në të vërtetë, aktivitetet që njerëzit i realizojnë për t'ju afruar njëri-tjetrit pa ndonjë interes, nuk janë gjë tjetër përveçse shkallë për t'ju afruar Allahut të Lartësuar. Vetëm se teksa i bëjmë të gjitha këto, nuk duhet të harrojmë se afrimiteti më i madh dhe sublim është afrimiteti dhe besnikëria ndaj Allahut (xh.xh.). Pas këtyre shpjegimeve dëshirojmë të flasim me pika për vendin e kurbanit në jetën tonë fetare .

## 1) LIDHJA NDËRMJET KURBANIT DHE BESIMTARIT TË DEVOTSHËM

Në Kuranin Fisnik flitet për kurbanet që ia paraqitën Allahut Teala dy bijtë e Ademit (a.s.): ***"Lexoju*** (o Muhamed) ***saktësisht ngjarjen e dy bijve të Ademit, kur ata bënë nga një kurban, njërit iu pranua, kurse tjetrit jo. Njëri i tha tjetrit: "Ty gjithsesi do të të vras". Tjetri tha: "Allahu pranon vetëm prej të devotshmit."***[4]

Siç shprehet qartazi edhe në ajet, Allahu Teala pranon kurbanin e të devotshmëve, domethënë të atyre që i zbatojnë urdhrat e Allahut, largohen prej ndalesave të Tij dhe ndjejnë respekt të madh kundrejt Tij. Te Allahu (xh.xh.), janë të pranuara kurbanet që theren vetëm për t'ju afruar Atij dhe

për të fituar kënaqësinë e Tij. Rregulli bazë për pranimin e kurbanit apo edhe i veprave të tjera nga një aspekt është të qenët i devotshëm.

### 2) LIDHJA NDËRMJET THERJES SË KURBANIT DHE DEVOTSHMËRISË

Kurbani nuk duhet të shtjellohet vetëm nga pamja e jashtme. Allahu Teala është larg çdo lloj mangësie. Ai nuk ka nevojë as për mishin, as për gjakun, as për lëkurën e kurbanit. Shkurtimisht Ai nuk ka nevojë për asgjë të kurbanit. Ai nuk ka nevojë për asnjë ibadet, lutje, përgjërim, dhikër dhe meditim të njeriut. Në të vërtetë është robi ai që ka nevojë për këto. Për këtë arsye, kur besimtari ther kurban shpreh besnikërinë që ka ndaj Allahut dhe nxjerr në pah respektin e madh që ndjen ndaj Tij. Thelbin e ibadetit të kurbanit e përbën devotshmëria, domethënë frika ndaj Allahut dhe respekti i madh ndaj Tij. Edhe vetë Allahu Teala thotë në lidhje me këtë çështje: ***"Tek Allahu nuk arrin as mishi, as gjaku i tyre, por arrin përkushtimi juaj. Kështu, Ai i ka vënë ato në shërbimin tuaj që ju ta madhëroni Allahun sepse ju ka udhëzuar. Dhe, jepu lajmin e mirë, punëdrejtëve!"*** (Haxh, 37)

### 3) ÇDO UMET E KA PASUR TË LIGJËSUAR THERJEN E KURBANIT

Ajeti fisnik: ***"Për çdo popull, Ne kemi caktuar një ritual, që ata të përmendin emrin e Allahut gjatë flijimit të kafshëve, që Ai ua ka dhuruar për ushqim. Zoti juaj është një Zot i vetëm, prandaj vetëm Atij përuljuni…"*** (Haxh, 34), tregon se përgjatë gjithë historisë së njerëzimit ka qenë i pranishëm ibadeti i kurbanit. Ndërsa me urdhrin hyjnor: ***"Fal namaz dhe ther kurban për Zotin!"***[5], kurbani u ligjësua edhe për umetin e Muhamedit. Faktin se kurbani është traditë/praktikë e pejgamberëve e kuptojmë edhe nga hadithet fisnike. Kur sahabët e nderuar e pyetën të Dërguarin e Allahut (s.a.s.), për urtësinë e therjes së kurbanit, Pejgamberi u tha: *"Kjo është tradita e babait tuaj, Ibrahimit (a.s.)."*[6] Domethënë se kurbani është një ibadet që e kanë bërë edhe vetë pejgamberët.

### 4) THERJA E KURBANIT ËSHTË SHPREHJE E NËNSHTRIMIT NDAJ ZOTIT

Meqë ibadeti i kurbanit ka qenë i ligjësuar për të gjitha umetet dhe traditë e pejgamberëve, kryerja e kësaj detyre nga besimtarët që i mbartin kushtet e therjes së kurbanit sipas sheriatit është një shenjë e besimit të tyre dhe një shfaqje e besnikërisë dhe nënshtrimit ndaj Allahut (xh.xh.). Së pari besimtari duke e kryer këtë ibadet tregon besnikërinë dhe



sinqeritetin e tij kundrejt urdhrit të Allahut Teala duke u shprehur pa hezituar aspak: "Semi'ana ve eta'na / dëgjuam dhe u bindëm." Edhe kurbanin duhet ta kuptojmë brenda kësaj kornize. Besimtarit nuk i ka hije që të thotë fjalë të pahijshme rreth kurbanit dhe ta neglizhojë kryerjen e këtij ibadeti duke u gënjyer nga propagandat mashtruese. Çdo besimtar në lidhje me çështjen e kurbanit para së gjithash duhet të marrë për shembull nënshtrimin që Ibrahimi (a.s.), kishte kundrejt Zotit (xh.sh.). Kurani na njofton si më poshtë për nënshtrimin e Ibrahimit dhe birit të tij dhe na kërkon që t'i marrim për shembull ata:

***"O Zoti im, dhuromë një fëmijë prej të mirëve!" Ne i dhamë lajmin e gëzuar për një djalë të mbarë! Kur fëmija u rrit aq sa ta ndihmonte në punë, Ibrahimi i tha: "O djali im, kam parë ëndërr se duhet të të flijoj. Çfarë mendon ti?" – I biri i tha: "O ati im, vepro ashtu siç je urdhëruar! Dashtë Allahu, unë do të jem i durueshëm!" Pasi iu nënshtruan që të dy urdhrit, (Ibrahimi) e vuri (Ismailin) me ballë përtokë. Ne e thirrëm: "O Ibrahim, 105. ti e përmbushe ëndrrën." Vërtet, Ne kështu i shpërblejmë punëmirët! Kjo, me të vërtetë ka qenë një sprovë e qartë! Ne e zëvendësuam atë (Ismailin) me një kurban të madh dhe i lamë atij (Ibrahimit) kujtim të mirë në brezat e mëvonshëm. "Paqja qoftë mbi Ibrahimin!" Ja, kështu, Ne i shpërblejmë punëmirët."*** (Saffat, 100-110)

Siç shihet kurbani është një bindje dhe nënshtrim pa hezitim ndaj urdhrit të Allahut Teala. Kurbani është shenjë e sinqeritetit dhe besnikërisë. Ai është një provim i qartë. Pas të gjitha këtyre ai është takim me një premtim të madh që vjen nga Allahu dhe ngushëllim. Nëse kurbani theret dhe perceptohet me këto ndjenja, e arrin qëllimin e tij dhe pikën kulmore të përkushtimit ndaj Allahut me një meditim dhe nënshtrim si ata të Ibrahimit (a.s.).



## 5) THERJA E KURBANIT ËSHTË NJË SHENJË E ALTRUIZMIT

Të therësh kurban do të thotë të përjetosh kënaqësinë e dhënies dhe bujarisë për hir të Zotit. Kurbani është një ibadet që i gëzon të varfrit e skamnorët dhe që i mban të forta lidhjet e marrëdhëniet ndërmjet të afërmve e fqinjëve. Për këtë arsye, Pejgamberi i ka këshilluar ata që kanë mundësi më shumë që kurbanet e tyre t'i zgjedhin prej kafshëve të mëdha duke u shprehur: *"Bëjini kurbanet prej atyre që janë të mëdha, sepse ato do të jenë mbartëset tuaja në Urën e Siratit në ditën e Kiametit."*[7] I Dërguari i Allahut, alejhi's-selam, i ka inkurajuar për të therë kurban ata që e kanë të mirë gjendjen ekonomike dhe i ka paralajmëruar ata që nuk therin edhe pse i kanë kushtet: *"Ai që nuk ther kurban edhe pse ka mundësi, le të mos u afrohet faltoreve tona."*[8] *"O njerëz! Çdo vit çdo familje e ka vaxhib të therë kurban."*[9] *"Njeriu nuk mund të bëjë ndonjë punë më të mirë për Allahun ditën e Kurban Bajramit sesa therja e kurbanit."*[10] Hadithet e tilla tregojnë rëndësinë e therjes së kurbanit. Pejgamberi ynë i nderuar i cili ka filluar të therë kurban që nga viti i dytë i hixhretit, përgjatë gjithë jetës (së mbetur) nuk e ka lënë asnjëherë therjen e kurbanit.[11]

Kur besimtarët therin kurbanin kujtojnë sakrificën dhe nënshtrimin që shfaqën në rrugë të Allahut Ibrahimi dhe Ismaili (a.s.). Ata e përjetojnë këtë ndjenjë sinqeriteti të tyre dhe tregojnë se janë të gatshëm për t'u bindur në rrugë të Allahut kurdo që të jetë e nevojshme. Ata përjetojnë lumturinë dhe mirësinë e vëllazërisë, solidaritetit dhe altruizmit.

Kurbanet që theren për hir të Allahut (xh.xh.), i forcojnë lidhjet vëllazërore në shoqëri dhe e mbajnë të gjallë shpirtin e unitetit. Ato kontribuojnë në realizimin e drejtësisë shoqërore. Prej mishit dhe lëkurave të kurbaneve përfitojnë shumë njerëz në nevojë. Kurban Bajrami është një segment kohor kur afrimiteti ndaj Allahut Teala arrin pikën kulmore. Falë këtij ibadeti besimtarët përjetojnë një afrim material dhe shpirtëror me vëllezërit e tyre myslimanë që gjenden afër apo larg.

## 6) RESPEKTI NDAJ KURBANIT DHE MOSLËNDIMI I TIJ

Meqë therja e kurbanit është një ibadet dhe shkak për afrimin te Allahu (xh.xh.), atëherë edhe respekti ndaj kafshëve që do të bëhen kurban dhe moslëndimi i tyre është një pjesë e këtij adhurimi. Mbi të gjitha, qoftë mishi apo qoftë lëkura e tyre nuk duhet të çohen dëm. Ndërsa pjesët që nuk hahen nuk duhet të lihen nëpër rrugë, por duhet të groposen në dhe. Asnjëherë nuk duhet të harrojmë se të vepruarit e tillë është një pjesë e këtij adhurimi. Në ajetet e mëposhtme e shohim qartë se kafshët që do të bëhen kurban duhet të respektohen dhe nuk duhet të lëndohen:

***"Thirri njerëzit për haxhillëk: ata do të vijnë në këmbë dhe me deve prej të gjitha viseve të largëta, që të dëshmojnë dobitë e tyre dhe të përmendin Emrin e Allahut në ditët e caktuara mbi kafshët (për kurban), të cilat ua ka dhuruar Ai. Hani nga ato (mishin) dhe ushqeni nevojtarin e varfër! Pastaj, haxhinjtë le të pastrojnë trupin e tyre, le t'i kryejnë zotimet e tyre dhe le t'i vijnë rrotull Shtëpisë së lashtë. Këto (janë urdhërimet). Për atë që nderon ritet e shenjta të Allahut, do të jetë më mirë te Zoti i tij. Ju janë lejuar bagëtitë, përveç atyre që ju janë thënë (se janë të ndaluara). Andaj, largohuni prej ndotësisë së idhujve dhe largohuni prej fjalëve të rreme."*** (Haxh, 27-30)

***"Po, kështu është! Ndërsa kush madhëron/lartëson/respekton shenjat e fesë (kurbanet) së Allahut, tregon përkushtimin e zemrës së tij."*** (Haxh, 32)

**REFERENCAT:** ***1)*** Ibn Manzur, Lisanu'l-Arab, Bejrut, 1999, XI, 83; Asim Efendi, Përkthimi I Kamusit, Botimet Asitane, Stamboll, I, 226-227. ***2)*** Mevsili, Abdullah ibn Muhammed ibn Mevdud el-Mevsili, el-Ihtijar li Talili'l-Muhtar, Stamboll, 1980, V, 16. ***3)*** Zemahsheri, Ebu'l-Kasim Xharull-llah Muhammed ibn Omer, el-Keshshafu an Hakaiki Gavamidi't-Tenzil ve Ujuni'l-Ekavil fi Vuxhuhi't-Te'vil, Korrektoi Mustafa Husejn Ahmed, Bejrut, 624. ***4)*** Maide, 27. ***5)*** Keuther, 2. ***6)*** https://docviewer.yandex.com.tr/vieë/1130000024077727/?* = e92ZxrMSUnICfry8ëmGyuWF8ndl7InVybCI6InlhLW1haWw6Ly8xNjI5NzQwMTE1MTU0NzE1MjcvMS4yIiwidGl0bGUiOiJLVVJCQU4gdmUgVEVTTMSwTcSëWUVULmRvY3giLCJ1aWQiOiIxMTMwMDAwMDI0MDc3NzI3IiwieXUiOiI2NjMwNDYxNDgxNDkyNzIxNTUzIiwibm9pZnJhbWUiOmZhbHNlLCJ0cyI6MTUwNjUxNTk2NjA1M30%3D - sdfoot-note9anc Ibn Maxhe, Edahi, 3. ***7)*** Nisaburi, Muhamed b. Husejn el-Kummi en-Nisaburi, Tefsiru Garaibi'l-Kur'an ve Ragaibu'l-Furkan, Kajro, 1987, I, 314 (Është botuar në qoshe të tefsirit të Taberiut.) ***8)*** Ibn Maxhe, Edahi, 2; Ahmed ibn Hanbel, II, 321. ***9)*** Tirmidhi, Edahi, 18; Ibn Maxhe, Edahi, 2. ***10)*** Tirmidhi, Edahi, 1. ***11)*** Ali Bardakogllu, Enciklopedia Islame e Dijanetit, Ankara, 2002, XVI, pika e kurbanit, fq. 436; Ilmihali i Dijanetit, Ankara, 2001, fq. 2.

# MOS E FLIJO
## ESENCIALEN PËR FORMALEN DHE FORMALEN PËR ESENCIALEN

*Mehmet Lutfi Arsllan*

Dhahir dhe Batin ja dy emra të Zotit (xh.xh.). Dhahir do të thotë i qartë. Po ashtu do të thotë se ekzistenca e tij shihet qartë në çdo gjë. Kurse Batin do të thotë që e vërteta (natyra) e qenies së tij është larg perceptimit dhe kuptimit të mendjeve. Allahu, xhel-le xhelaluhu, është edhe Dhahir, edhe Batin. Argumenti se këto dy koncepte nuk mund të ndahen me njëri-tjetrin është pikërisht ky kuptim. Për këtë arsye, Zotit (xh.xh.), nuk mund t'i thuhet vetëm Dhahir apo vetëm Batin, por siç thuhet në suren Hadid, Atij i thuhet "Dhahir dhe Batin".

Konceptet dhahir (të dukshme) dhe batin (të padukshme) përdoren edhe për mirësitë. Mirësitë që janë dhahir do të thotë mirësitë që janë të dukshme, të qarta dhe të njohura. Kurse ato që janë batin, janë mirësitë që nuk shihen, nuk dallohen dhe nuk njihen. Ibn Abbasi (r.a.), e ka pyetur Pejgamberin tonë të Nderuar, alejhi's-selam, se cilat janë mirësitë dhahir dhe batin. Ai mori këtë përgjigje: "Mirësia dhahir është Islami dhe krijimi në formë të përsosur që të ka bërë Allahu. Kurse mirësia batin është që Ai t'i fsheh veprat e këqija dhe nuk të poshtëron."

Dallimi në lidhje me konceptet dhahir dhe batin mund të bëhet pothuajse në çdo fushë me në krye shkencat. Ndërkohë që veprat dhahir janë punët që bëhen me organet e jashtme, ato batin përfshijnë gjendjet e zemrës. Pastërtia ndahet në pastërti fizike dhe pastërti shpirtërore. Pjesa dhahir e namazit është tadili erkan (falja e namazit duke i kryer plotësisht veprimet formale), ndërsa pjesa batin është falja e tij me frikërespekt e përkushtim ndaj Zotit (xh.xh.). Agjërimi në aparencë (dhahir) mbahet me trup, kurse në aspektin shpirtëror (batin) mbahet me zemër dhe mendje siç tregon Resulullahu (s.a.s.), në një hadith të tij: "Ka shumë prej atyre që mbajnë agjërim, por që prej atij agjërimi u mbetet vetëm uria dhe etja." Lëmosha në aparencë (dhahir) është ndihmë ndaj nevojtarit, kurse në aspektin shpirtëror (batin) është perceptimi se në të vërtetë marrësi i saj është Allahu Teala. Haxhi në aparencë (dhahir) është një ibadet financiar dhe fizik, kurse në aspektin shpirtëror (batin) është një meditim që përfshin nënshtrimin dhe adhurimin ndaj Zotit (xh.sh.). Ashtu si ibadetet edhe gjynahet janë dhahir dhe batin. Mëkatet që i bëjnë organet e jashtme janë dhahir, ndërsa mëkatet që i bën zemra janë batin. Përfundimisht, dhahir që tregon formën e aparencën dhe batin që tregon esencën e hakikatin, janë dy koncepte themelore që formojnë perceptimin dhe mendimin tonë. Ato posedojnë një fushë shumë të gjerë përdorimi.

Për sa u përket koncepteve dhahir dhe batin mund të flitet rreth tri bazave:

1. Këto dy koncepte nuk mund të mendohen të ndarë nga njëri-tjetri siç është i domosdoshëm përdorimi i përbashkët i emrave Dhahir dhe Batin të





*Suneti (tradita profetike) është një stil jete i ekuilibruar ndërmjet esenciales dhe formales. Mbrojtja e këtij stili jete në aparencë (dhahir) dhe në aspektin shpirtëror (batin) është kusht për të përfituar nga feja islame e cila është mirësia më e madhe e Allahut ndaj njerëzve dhe prej të cilës Allahu shprehet se është i kënaqur. Ai që kërkon mirëqenie dhe shpëtim në këtë botë ku zhgënjimi është prezent, detyrimisht duhet të takohet me Sunetin.*

Zotit (xh.xh.). Dallimi është një ndarje praktike për të kuptuar të vërtetën e gjërave. Por ja që përgjatë gjithë historisë nuk ka qenë aspak e lehtë për ta konceptuar urtësinë në këtë ndarje dhe për të gjetur ekuilibrin ndërmjet këtyre dy koncepteve.

2. Batini vjen para dhahirit. Kjo është pikërisht si epërsia e shpirtit ndaj trupit dhe epërsia e hushusë (përkushtimit në namaz) ndaj lëvizjeve fizike në namaz. Por ja që është thënë: "Ne gjykojmë sipas të dukshmes." Madje "çdo batin në kundërshtim me dhahirin është konsideruar si i gabuar".

3. Dallimi ndërmjet dhahir dhe batin, apo ndërmjet formales dhe esenciales siç e shprehim ne, është domosdoshmëri e sprovës për njeriun e ekuilibrit dhe rregullit mbi të cilët qëndron ky univers. As esenca nuk flijohet për formën, as forma nuk flijohet për esencën. Njeriu sprovohet me këtë. Shumë njerëzve u rrëshqet këmba pikërisht këtu.

Njëra prej vështirësive më të mëdha që po e përjeton umeti islam në ditët e sotme, ka të bëjë me çështjen e mbrojtjes së ekuilibrit ndërmjet formales dhe esenciales veçanërisht në qasjen ndaj Sunetit (traditës profetike). Ose formalja flijohet ndaj esenciales dhe në këtë mënyrë nënvlerësohen aspektet e dukshme të Sunetit, ose formalja nxirret shumë në plan të parë dhe si rrjedhojë aspektet e dukshme ekzagjerohen deri në atë masë saqë e dëmtojnë esencialen. Ndërkohë Zoti (xh.xh.), e ka përkufizuar umetin Islam si mesatar dhe të moderuar. (Shik. Bekare, 143) Suneti (tradita profetike) është një stil jete i ekuilibruar ndërmjet esenciales dhe formales. Mbrojtja e këtij stili jete në aparencë (dhahir) dhe në aspektin shpirtëror (batin) është kusht për të përfituar nga feja islame e cila është mirësia më e madhe e Allahut ndaj njerëzve dhe prej të cilës Allahu shprehet se është i kënaqur. Ai që kërkon mirëqenie dhe shpëtim në këtë botë ku zhgënjimi është prezent, detyrimisht duhet të takohet me Sunetin.

Suneti është çimentoja e umetit. Baza e përbashkët që na bashkon në të njëjtin këndvështrim, mendim dhe jetesë me vëllezërit tanë në Indonezi, Afrikë apo Kamçatka është Suneti. Forma e jetesës së Krenarisë së Gjithësisë, të Dërguarit të Allahut (s.a.s.), rrugës së të cilit i qofshim falë, e cila është vërtetuar deri në detajin më të vogël të saj, na mbledh nën vete të gjithëve si një çadër mëshire. Ne njihemi dhe mirëkuptohemi aty me të gjithë vëllezërit tanë qofshin ata burra apo gra, të zinj apo të bardhë, të pasur apo të varfër, të rinj apo të moshuar, dijetarë apo të paditur, të shëndoshë apo me aftësi të kufizuara. Për këtë nuk është e nevojshme që të flasim të njëjtën gjuhë apo të ndajmë të njëjtin vend. Ne mirëkuptohemi me një gjuhë të atillë dhe i ngjajmë njëri-tjetrit në gjendje aq shumë saqë armiku mbetet i dobët përballë nesh. Ajo gjuhë është gjuha e Sunetit dhe ajo gjendje është gjendja e Sunetit.

Suneti është një art jetese. Siç ka një lidhje të panjohur për ne ndërmjet trupit dhe shpirtit, edhe ndërmjet esenciales dhe formales së Sunetit ka një lidhje interesante. Kjo lidhje nuk e lejon që njëra të flijohet për tjetrën. Edhe pse ka dimensione që mund të konceptohen, në esencë ajo ka një natyre hyjnore. Kjo lidhje është një udhërrëfyes për një jetesë të bukur që ka dalë në pah nëpërmjet kontaktit të hakikatit dhe urtësisë me kohën, vendin dhe njeriun. Për këtë arsye, forma, biçimi dhe stili që ka nuk janë pa arsye dhe qëllim. Edhe ata që mendojnë se ajo përbëhet vetëm nga esencialja dhe se formës së saj i ka kaluar koha, edhe ata që e adhurojnë formalen dhe nuk e konceptojnë dot esencialen gabojnë në të njëjtën mënyrë. As esenca, as forma e Sunetit nuk shtjellohen të vetme. Esencialja bëhet e qëndrueshme me mbrojtjen e formales dhe formalja mbrohet me kryerjen e esenciales.

Marrëdhënia ndërmjet esenciales dhe formales është e ndërtuar mbi të vërtetën se çfarë ka bërë, përse e ka bërë dhe si e ka bërë diçka i Dërguari i Allahut, paqja dhe mëshira e Allahut qoftë mbi të. Në këtë kontekst ai (s.a.s.), është shembulli më i mirë. Për t'u kuptuar në mënyrë të mirëfilltë kjo

gjendje shembullore, përsëri sipas Kuranit Fisnik ka kushte të caktuara. "Shembull më i mirë" bëhet fjalë vetëm për "ata që shpresojnë te Allahu dhe dita e gjykimit dhe që e përmendin Allahun shumë". (Shik. Ahzab, 21.) Kjo mund të kuptohet në formën se ata që nuk e marrin për shembull të Dërguarin e Allahut (s.a.s.), nuk mund të kenë ndonjë pritshmëri prej Allahut dhe ditës së gjykimit. Po ashtu ky ajet fisnik tregon se vetëm ata që i besojnë gajbit dhe që përpiqen për ta përmendur shumë Zotin e marrin për shembull Pejgamberin tonë të Nderuar (s.a.s.). Atë është e pamundur ta kuptojmë pa e konsideruar hallin e tij si hallin tonë.

Të pasosh gjurmët e Pejgamberit, alejhi's-selam, i cili është Usvetun Hasene (Shembulli më i mirë), do të thotë që të hysh në një atmosferë përpjekjeje e cila i jep vlerë çdo momenti dhe që vazhdon deri në frymën e fundit duke e mbrojtur këtë vlerë. Ne e kemi të pamundur për ta arritur shkallën e njeriut ideal pa iu drejtuar jetës siç i është drejtuar ai, pa e parë këtë botë nga aspekti që e ka parë ai dhe pa e edukuar në shkollën e tij perceptimin tonë rreth njeriut, kohës dhe vendit. Ai (s.a.s.), është edhe robi, edhe i Dërguari i Zotit (xh.xh.). Atij i është vendosur në zemër fjala hyjnore e cila i plas edhe gurët, është edukuar me atë edukatë dhe ndërkohë që nga njëra anë i edukonte ata që kishte pranë, nga ana tjetër i predikoi të gjithë njerëzimit një fe prej të cilës Allahu do të jetë i kënaqur deri në kiamet.

Sejjidu'l-Kevnejn, i Nderuari ynë (s.a.s.), është njeriu në qendër të lidhjes së vështirë dhe serioze ndërmjet qiejve dhe tokës. Nëse ai jetimi i pafajshëm ka qenë qendra e gjallë që ecte në tokë e fjalëve që vinin nga qielli me moralin e lartë dhe karakterin e mrekullueshëm, edhe ata që dëshirojnë ta marrin për shembull janë të detyruar të ndjekin një rrugë të ngjashme me atë të atij. Ajo rrugë hapet me moralin e lartë që e kanë ata të cilët i kanë hyrë të njëjtës përpjekje dhe përkushtimi si ai. Ajo rrugë hapet duke e mbajtur aktiv vullnetin për të qëndruar i pastër në një botë që është zhytur në ndyrësi. Ajo rrugë hapet me përpjekjen për të poseduar një karakter të lartë i cili ka si qëllim kërkimin e Zotit (xh.xh.). Ajo rrugë hapet duke ëndërruar ndërkohë që je zgjuar, duke dhënë sihariqin për çelësat e Kisrës (mbretit të Persisë), Shamit dhe Jemenit në kohën më të vështirë dhe me dashurinë ndaj një bote tjetër e cila ia bëri të mundur Hz. Pejgamberit t'i thoshte bijës së dashur të tij: "Mos qaj bijë! Babai yt nuk do të heqë vuajtje më." – dhe me dashurinë ndaj Refiku'l-A'la / Allahut të Lartësuar. Kjo rrugë është rruga e natyrshmërisë së Muhamedit (s.a.s.), i cili ishte i pajisur me dashuri, entuziazëm dhe mëshirë.

Qëllimi bazë i të mësuarit, kuptuarit dhe zbatimit në jetën tonë i sjelljeve të Rahmeten li'l-Alemin, Resulullahut (s.a.s.), është që ta shohim jetën nga dritarja që e ka parë ai, t'i japim kësaj bote vlerën që ia ka dhënë ai dhe t'i përkufizojmë përsëri shpresën, frikën dhe gëzimin brenda kornizës së perceptimit të tij. Si i qasej jetës Hatemu'n-Nebijjin, i Dërguari i Allahut (s.a.s.), si i shihte njerëzit, mbi çfarë kriteri i ndërtonte marrëdhëniet dhe cilin lloj stili të jetës përfaqësonte e predikonte? Cilat ishin gjërat primare për të? Çfarë e shqetësonte dhe çfarë e frikësonte? Çfarë i jepte shpresë dhe në çfarë gjendjeje shpirtërore jetonte? Në derën e hapur drejt gjetjes së përgjigjeve të këtyre pyetjeve nuk mund të ketë ndarje ndërmjet formales dhe esenciales. Çdo rregull që dëshmohej aty ka vlerë jo aq sa kuptohet, por në vartësi të madhështisë së atij që pasohet.

Edhe pse esencialja duket sikur ka përparësi në dallimin ndërmjet esenciales dhe formales, zbatimi i esenciales është i mundur vetëm me mbrojtjen e formales. Andaj ato nuk mund t'i njohim pa i kryer, nuk mund t'i arrijmë pa i njohur, nuk mund të hyjmë ta kuptojmë të vërtetën e tyre pa i njohur dhe nuk mund të përparojmë me to pa e kuptuar të vërtetën e tyre. Puna fillon me mbrojtjen e formales, vazhdon me konceptimin e esenciales dhe përfundon me shkrirjen në traditën profetike. Ai që arrin të shkrihet te tradita profetike, e kupton se ndërmjet formales dhe esenciales ka një lidhje që kurrë nuk mund të këputet dhe e shikon se çdo detaj i stilit të jetës së Rasulu'th-Thekalejn, të Dërguarit të Allahut (s.a.s.), në fakt ka një natyrë që të shpie te mirëqenia dhe shpëtimi. Ky shikim bëhet i qartë nga gjendja e pastër dhe e dëlirë e atij që jeton duke e zbatuar traditën profetike.

Ata që e zbatojnë traditën profetike përparojnë në të njëjtën rrugë përgjatë garës për t'i ngjarë Njeriut më të Mirë. Në cilëndo kohë të cilindo vend që të jetojnë këta fatlumë, i ngjajnë njëri-tjetrit në kontekstin për ta reflektuar bukurinë e mrekullueshme të natyrshmërisë. Këta njerëz të mirë që shikimet i kanë plot mësim, fjalët plot urtësi dhe heshtjen plot meditim, ia kanë dalë mbanë të përparojnë me thirrjen e mëshirës dhe paqes së Sunetit falë ndjeshmërisë për ta praktikuar pa asnjë tolerim dhe dyshim çdo rregull formal të tij (sunetit). Qëndrimet e tyre që janë ndriçim për fytyrën, prehje për zemrën dhe shërim për sytë kanë qenë në raport me besnikërinë (praktikimin) e tyre të Sunetit, i cili është një harmoni ndërmjet formales dhe esenciales, pa bërë ndonjë dallim ndërmjet formës dhe esencës. Situata nuk do të ndryshojë edhe për ata që do të vijnë më vonë. Suneti do të vazhdojë të rrezatojë si një udhëzues kusht i pafundësisë pa bërë dallim ndërmjet formës dhe esencës për ata që kërkojnë adresën e pjekurisë dhe shpëtimit.



# PËRMBAJTJA E SHEHADETIT

Ali Riza Temel

Shprehja: “Dëshmoj se nuk ka zot tjetër përveç Allahut dhe se Muhamedi (s.a.s.), është rob dhe i dërguari i Tij.”, është parola e Islamit. Kur një njeri e shpreh këtë, deklaron vullnetin e tij se e ka pranuar të gjithë Islamin.

Thënia e shehadetit për t’u bërë mysliman nuk është një formalitet. Andaj është kusht që t’i besohet përmbajtjes së kësaj fjale dhe ajo të zbatohet me fjalë e vepra. Allahu i Lartësuar e shpreh siç vijon se Islami nuk përbëhet vetëm nga një fjalë, por se ai është një stil jete, një provë e rëndë dhe një përgjegjësi e madhe: ***“Vërtet mendojnë njerëzit, se do të lihen të thonë “Ne besojmë”, pa u vënë në provë?! Ne i kemi sprovuar ata që kanë qenë para tyre, në mënyrë që, Allahu të dallojë ata, që thonë të vërtetën dhe, ata që gënjejnë.”*** (Ankebut, 2-3) Në të kundërt, do të duhej ta konsideronim mysliman edhe hipokritin i cili e thotë shehadetin vetëm për ndonjë interes të kësaj bote edhe pse nuk e ka përvetësuar Islamin me gjithë zemër dhe në mënyrë të sinqertë. Ndërkohë hipokriti në kontekstin e besimit dihet se është armiku më i rrezikshëm për Islamin dhe myslimanët.

Shehadeti i cili përsëritet në ezan dhe ikamet formon kornizën e Islamit si besim dhe vepër.

Një njeri që thotë: “Nuk ka zot tjetër përveç Allahut.”, do të thotë se e ka vendosur Allahun në qendrën e jetës, se fjalën absolute të Tij e ka marrë si bazë në të gjitha mendimet, fjalët, veprimet e besimin dhe se ka zgjedhur të jetojë në përputhje me kënaqësinë e Tij. Një njeri që e ka pranuar njësimin e Zotit dhe autoritetin absolut të Tij, nuk i nënshtrohet asnjë fuqie dhe presioni që është kundër autoritetit hyjnor. Ai i dorëzohet i gjithi vullnetit hyjnor. Islami është të shprehurit e këtij nënshtrimi.

Përpjekja e të gjithë pejgamberëve ka qenë për ta bërë dominues parimin e tevhidit, domethënë parimin e njësimit të Allahut dhe për t’i pastruar mendjet, zemrat dhe të gjithë jetën e njerëzve nga shirku dhe idhujtaria, sepse krijuesi është një dhe i gjithë universi është vepër e Tij. Ekzistenca përbëhet nga Krijuesi dhe krijesat. Sistemi në univers na tregon tevhidin: ***“Sikur në qiej dhe në Tokë të kishte zota të tjerë, përveç Allahut, si qiejt, ashtu edhe Toka do të shkatërroheshin. Qoftë i lavdëruar Allahu, Zoti i Fronit dhe i lartësuar mbi çka ia veshin Atij!”*** (Enbija, 22)

Sipas besimit të tevhidit (njësimit të Zotit) çdo gjë që gjendet në qiej dhe në tokë është e Allahut (xh.sh.). Administrimi i universit i përket Atij. Ai është Krijuesi, dhënëse i jetës, marrësi i jetës, rigjallëruesi, dhënësi i rrëskut, marrësi i rrëskut, dhënësi i udhëzimit për atë që e do dhe inkurajuesi për në devijim për atë që e do devijimin. Megjithëse i gjithë autoriteti absolut i përket Atij, Ai u ka dhënë robërve të Tij vullnet të pjesshëm i cili është për t’u sprovuar.

Po të mos u kishte dhënë autoritet dhe vullnet të pjesshëm robërve, sprova nuk do të kishte kuptim. Ndërkohë qëllimi për të cilin jemi krijuar është sprova me vepra të mira dhe të këqija. Ai që i ka vendosur rregullat e kësaj sprove është Allahu (xh.sh.). Gjithashtu edhe përfundimin është Ai që do ta vlerësojë.

Një njeri që thotë: “Nuk ka zot tjetër përveç Allahut.” – dhe që i beson

me gjithë zemër kësaj, i sheh të gjitha krijesat si vepër e Tij ngaqë vetëm Atë e njeh si krijues. Ai i do krijesat për hir të Krijuesit. Në fakt, thelbi i Islamit është: "Bindje ndaj Krijuesit dhe dhembshuri ndaj krijesave." Ata që e përvetësojnë besimin e tevhidit janë në paqe me universin, sepse aty nuk bëhet fjalë për ndonjë gjë të panjohur ngaqë çdo gjë është vepër e Allahut.

Ata që e përvetësojnë besimin e tevhidit dëshirojnë të bëhen pasqyrë e emrave dhe atributeve të Allahut Teala. Ata përpiqen të bëhen pasqyrë e Esma'u'l-Husna. Pra, përpiqen për të reflektuar bukuritë hyjnore me vetëdijen e adhurimit ndaj Zotit (xh.sh.).

Ata që e përvetësojnë besimin e tevhidit mbështeten vetëm tek Allahu ngaqë besojnë se vetëm Ai e ka autoritetin absolut. Ata i mbështeten Atij dhe nuk përulen para të tjerëve. Ata besojnë se çdo gjë del në pah me vullnetin dhe krijimin e Atij. Nëse të gjithë njerëzit mblidhen bashkë për të bërë ndonjë dëm apo për të bërë ndonjë dobi, ata nuk mund të bëjnë asnjë dëm apo nuk mund të bëjnë asnjë dobi përderisa të mos dojë Allahu (xh.sh.). Ky besim i tillë e bën të fortë njeriun. Besimtarët pasi i marrin të gjitha masat që kanë mundësi si robër të Zotit, çdo përfundim ia lënë Allahut. Ata nuk kërkojnë adresa të tjera përveç Allahut janë në vështirësi. I luten Atij dhe i kërkojnë ndihmë. Ata asnjëherë nuk bëhen robër të frikës.

Ata që e përvetësojnë besimin e tevhidit e njohin vetëm Allahun Teala si burimin e të vërtetës, mirësisë dhe bukurisë. Ata besojnë se fjala më e drejtë dhe gjykimi më i drejtë i përkasin Atij. Ky besim ua mundëson atyre që t'i dorëzohen plotësisht Atij. Andaj për çdo gjë i kërkojnë ndihmë Atij. Ndërsa Kuranin Fisnik e kanë kushtetutë të tyre.

Një njeri që thotë: "Muhamedi (s.a.s.), është robi dhe i Dërguari i Tij." – dhe që e beson këtë me gjithë zemër, deklaron se është e vërtetë çdo gjë që Pejgamberi e ka marrë nga Allahu nëpërmjet shpalljes dhe ua ka predikuar njerëzve, se do ta marrë si kallauz Resulullahun dhe se do t'i zbatojë me përpikëri urdhrat e tij. Një njeri që pranon se Muhamedi është robi dhe i Dërguari i Allahut, përpiqet për ta ndjekur sunetin e Pejgamberit dhe për ta marrë si shembull për vete stilin e jetës së tij, sepse Resulullahu (s.a.s.), është praktikuesi më i saktë i Kuranit Fisnik. Jeta e të Dërguarit të Allahut (s.a.s.), nga një aspekt është zbatim i Kuranit në jetën e njeriut. Ai është Kuran i gjallë.

Allahu i Lartësuar ka urdhëruar që ta ndjekim Pejgamberin dhe na ka njoftuar se rruga për ta fituar dashurinë e Atij (Zotit) është dashuria ndaj të Dërguarit të Tij.

***"...Çfarëdo që t'ju japë i Dërguari, merreni atë, e çfarëdo që t'ju ndalojë, hiqni dorë prej saj..."*** (Hashr, 7)

***"Bindjuni Allahut dhe bindjuni të Dërguarit! Nëse ju i ktheni shpinën të Dërguarit Tonë, dijeni se ai ka për detyrë vetëm që t'ju shpjegojë qartë."*** (Tegabun, 12)

***"Thuaju*** (o Muhamed)***: "Nëse ju e doni Allahun, atëherë më ndiqni mua, që Allahu t'ju dojë dhe t'jua falë gjynahet!.."*** (Al Imran, 31)

Ndëshkimi për mospasimin e Pejgamberit i cili është predikuesi dhe praktikuesi i Islamit, është shumë i madh: ***"...Le të frikësohen ata që kundërshtojnë urdhrin e tij, që të mos i arrijë ndonjë sprovë ose që të mos i godasë një dënim i dhembshëm."*** (Nur, 63)

Nuk mund të ketë fe pa Zot dhe pa pejgamber. Baza e besimit ndaj Allahut është tevhidi. Në Islam asnjëherë nuk ka vend për shirkun dhe idhujtarinë. Muhamedi i cili është i Dërguari i Allahut, në të njëjtën kohë është edhe një rob. Të konsideruarit e tij si të mbinatyrshëm është në kundërshtim me mesazhin që ka predikuar ai vetë. Në Kuranin Fisnik thuhet: ***"Thuaj: "Unë jam vetëm një vdekatar si ju, që më është shpallur se Zoti juaj është një Zot i Vetëm..."*** (Kehf, 110)

Shehadeti shpreh një tërësi. Të besosh gjysmën e shehadetit dhe të mos besosh gjysmën tjetër, domethënë, t'i besosh Allahut dhe të mos i besosh Pejgamberit është në kundërshtim me tevhidin.

Ai që nuk i beson profecisë së Muhamedit (s.a.s.), mohon të gjithë Islamin, sepse është vetë ai që na e ka predikuar Islamin. Bazat e besimit dhe adhurimit janë caktuar me Kuranin Fisnik të cilin ai na e ka predikuar. Deizmi, domethënë besimi në Zot pa pejgamber është një devijim i qartë.

***"Vërtet, ata që mohojnë Allahun dhe të dërguarit e Tij dhe dëshirojnë të ndajnë Allahun nga të dërguarit e Tij, duke thënë: "Ne disa i besojmë e disa nuk i besojmë" dhe duke dashur që kështu të zgjedhin një rrugë të ndërmjetme, pikërisht ata janë mohuesit e vërtetë..."*** (Nisa, 151-152)

Siç shikohet shehadeti apo tevhidi është esenca e Islamit dhe përfshin të gjithë këtë të fundit. Ai që e thotë shehadetin domethënë se e pranon Allahun Teala si autoritet absolut dhe Pejgamberin si kallauz të vetëm. Ky pranim nuk përbëhet vetëm nga të shprehurit me gjuhë, por duhet të përvetësohet me zemër, Allahu dhe i Dërguari i Tij duhet të vendosen në qendër të jetës dhe ata duhet të merren si referencë në çdo çështje.

Shehadeti është kuptimi i jetës dhe shprehja më e logjikshme dhe etike e ekzistencës dhe ngjarjeve. Për këtë arsye shehadeti është lumturia në këtë botë dhe çelësi i xhenetit në botën e përtejme.

# MËSHIRA E IBRAHIMIT (A.S.)

*Xhafer Durmush*



Një ditë kur po qëndroja në audiencën e Fjalës së Allahut (Kuranit), më tronditi ajeti fisnik i sures Hud në të cilin thuhet: ***"Vërtet, Ibrahimi ishte i butë, i dhembshur e vazhdimisht i kthyer*** (tek Allahu)***."*** (Hud, 75), sepse në këtë ajet fisnik gjendet portreti i një burri të përkushtuar ndaj Zotit i cili mund të merret për shembull gjithmonë. Për këtë arsye, i lexova disa ajete para dhe disa pas këtij dhe u përpoqa për të kuptuar shkaqet që e kishin bërë Halilull-llahun (Mikun e Allahut, Hz. Ibrahimin), ta meritonte këtë lavdërim.

Siç thuhet edhe në ajetet fisnike[1], kur të dërguarit shkuan te Ibrahimi (a.s.), për t'i dhënë sihariqin, i thanë: "Selam/paqja qoftë mbi ty." Edhe Ibrahimi (a.s.), u theri atyre një viç dhe u përgatiti qebap me mishin e tij. Kur vuri re se mysafirët nuk e prekën ushqimin, e kuptoi se ishin engjëj të dërguar në formën e njeriut. Dërgimi i tyre në këtë formë tregonte se kishin ardhur ose për ndonjë paralajmërim, ose për ndonjë qortim (ndëshkim). Për këtë arsye u çorodit dhe u frikësua në emër të popullit të tij. Siç shprehet edhe në ajete, engjëjt i thanë: "Mos ki frikë! Ne jemi dërguar për të shkatërruar popullin e Lutit." Pastaj familjes së Ibrahimit i dhanë sihariqin se së pari do t'u jepej Is'haku dhe pastaj Jakubi. Bashkëshortja e Ibrahimit (a.s.), mori pjesë në këtë dialog dhe u habit kur ia dha përgëzimi me një fëmijë në këtë moshë të shtyrë.

Para së gjithash duhet të themi këtë: Frika e Ibrahimit (a.s.), për të cilën flitet këtu, nuk ishte një frikë për ndonjë shqetësim të kësaj bote, sepse ai nuk u shqetësua as për veten e tij kur u hodh në zjarr dhe pati thënë: "Iu dorëzova Zotit të botëve."[2] Shqetësimi i tij këtu buronte nga dhembshuria dhe mëshira që kishte për popullin e vet. Ndërsa shprehja e habisë nga bashkëshortja e tij, Sara, nuk do të thotë se ajo e shikonte si diçka të pamundur për fuqinë e Allahut të Lartësuar bërjen me fëmijë të dy njerëzve të shtyrë në moshë. Përkundrazi ishte thjeshtë të shprehurit e madhështisë së mirësisë që Zoti (xh.xh.), po ua jepte atyre.[3]

Tani çështja të cilën dëshirojmë ta shtjellojmë është biseda që bëri Ibrahimi (a.s.), me engjëjt që do të shkonin të shkatërronin popullin e Lutit, pasi iu shua shqetësimi dhe frika në lidhje me popullin e tij. Thënë me një shprehje tjetër, teksa u shprehte atyre qëllimin e tij, në fakt i përgjërohej Allahut (për mëshirë). Siç thuhet në Ruhu'l-Bejan, Ibrahimi (a.s.), u tha kështu engjëjve:

"Mirë, nëse do të kishte pesëdhjetë vetë besimtarë në atë popull, a përsëri do ta shkatërronit?" Kur engjëjt i dhanë përgjigjen "jo", ai vazhdoi të merrte fjalën nga të dërguarit se nuk do t'i shkatërronin

ata përderisa të kishte ndërmjet tyre besimtarë duke e pakësuar numrin e këtyre të fundit dhjetë nga dhjetë. Më së fundi numrin e zbriti deri në pesë. Pasi mori premtimin se nuk do t'i shkatërronin nëse do të ishin kaq, përsëri parashtroi këtë pyetje: "A do t'i shkatërroni ata nëse ndërmjet tyre gjendet qoftë edhe një besimtar?" Prej engjëjve përsëri mori përgjigjen se nuk do t'i shkatërronin. Pastaj menjëherë tha: "Ja, aty gjendet një besimtar. Ai është Luti (a.s.)." Pastaj i pyeti: "A do t'i shkatërroni ata ndërkohë që ai gjendet ndërmjet tyre?"[4] Nisur nga kjo, engjëjt i thanë: "Ne e dimë shumë mirë se kush është aty. Sigurisht që do ta shpëtojmë atë dhe familjen e tij."[5] Siç shprehet në ajetet të cilat përbëjnë temën tonë, pas kësaj Ibrahimi (a.s.), qortohet duke iu thënë: "O Ibrahim! Hiq dorë prej kësaj, sepse urdhri (ndëshkimi) i Zotit ka ardhur. Atyre do t'u shkojë një ndëshkim që absolutisht nuk kthehet prapa (nuk anulohet)."[6] Siç shikohet, përpjekja që dha këtu Ibrahimi (a.s.), ishte për shpëtimin e njerëzve nga ndëshkimi. Mëshira e gjerë që kishte në zemër e bëri atë të diskutonte kështu me të dërguarit e Zotit. Ai gjithmonë shpresonte se ndoshta atyre mund t'u anulohej ndëshkimi për shkak të fjalëve që tha apo mund t'u jepet afat duke u vonuar ndëshkimi, në mënyrë që ata përgjatë kësaj kohe t'i ktheheshin Allahut.

Gjithashtu mund të themi: Cilësitë dalluese të Ibrahimit (a.s.), ishin karakteri i butë, durimi, dinjiteti dhe të mos nxituarit në ndëshkim. Ai përpiqej për t'i shpëtuar njerëzit të cilët e kishin shkatërruar këtë jetë dhe jetën tjetër të tyre për shkak të mëkateve. Ai pikëllohej ngaqë ndjente keqardhje për ata. Ibrahimi (a.s.), kishte një personalitet të ndjeshëm.

Nëpërmjet këtyre ajeteve kuptojmë se periudha kur njerëzimi shkatërrohet, në të njëjtën kohë është edhe periudha kur lindin njerëz të mëdhenj. Figurat e ndritura që ndërtojnë të ardhmen lindin prej zemrave të përvëluara nga vuajtjet. Allahu i Lartësuar i Cili në këtë botë të sprovës i bën ngjarjet të ndodhin në kuadër të Sunnetu'll-llahut (ligjeve të Tij), e shfaq fuqinë e Vet edhe jashtë adedull-llahut, domethënë ligjeve të zakonshme të Tij. Sigurisht që Ai ka fuqi për ta bërë këtë. Koha e kësaj është kur prej zemrave besimtare shpërthen aq shumë mëshirë saqë mund t'i përfshijë të gjithë. Kur duart ngrihen drejt qiellit, atëherë është koha kur gjuhët luten për umetin. Lutjet janë kohë kur ato përfshijnë të ardhmen si lutja e të Dërguarit të Allahut (s.a.s.), në Taif.

Butësia dhe mëshira e Ibrahimit (a.s.), aq sa ishte ngushëllim për Hz. Pejgamberin dhe besimtarët që ishin bashkë me të, po aq është shembull domethënës për të gjitha zemrat që rrahin për ndjenja të ngjashme në kushte të ngjashme.[7] Në fakt e gjithë çështja është e lidhur me ndërtimin e zemrës, e cila është sulltani i trupit. Nisur nga këto që thamë më sipër, ne duhet t'i hapim sa më shumë të jetë e mundur kanalet e mëshirës dhe altruizmit në zemër dhe ta ushqejmë këtë të fundit me shembuj të bukur.

## MËKATI DHE PENDIMI

Allahu Teala e ka krijuar njeriun në një status të ndryshëm nga kafshët, engjëjt dhe shejtani. Nisur nga kjo, njeriut i është dhënë aftësia për mirësi e ligësi dhe për sevap e mëkat. Ngaqë bërja e mëkatit dhe pendimi pas tij është diçka që i përket vetëm njeriut, nëpër ajete dhe hadhithe është shpjeguar çdo lloj gjynahu dhe besimtarëve u është kërkuar që të largohen nga insistimi në mëkat. Në ajetin fisnik ka ardhur ky paralajmërim: "Largohuni nga gjynahet e hapëta dhe të fshehta, sepse, ata që kanë bërë gjynahe, patjetër që do të ndëshkohen për atë që kanë vepruar."[8] Ndërsa në një ajet tjetër thuhet se mëkati i ndot zemrat.[9]

I Dërguari i Allahut (a.s.), në hadithe të ndryshme të tij e ka inkurajuar për t'u penduar njeriun i cili është krijuar me vullnetin për të rënë në mëkat. Ai na ka treguar se Allahu kënaqet nga njeriu që pendohet[10] dhe se dera e pendimit është e madhe.[11] Hz. Pejgamberi ia ka mësuar umetit të tij kohën dhe kushtet kur pendimi pranohet.

Islami shpirtin e njeriu i cili është fryrë nga shpirti hyjnor, e ka inkurajuar që të dëliret me pendim nga bataku i mëkatit në të cilin ka rënë pasi ka hyrë në kafazin e trupit dhe i ka kërkuar njeriut që të jetë i sinqertë në pendimin e tij. Në një ajet fisnik besimtarët janë urdhëruar që t'i drejtohen Allahut me pendim "Nasuh".[12] Hz. Mevlana e ka shpjeguar pendimin "Nasuh" si një pendim me gjithë zemër, pendim i sinqertë dhe pendim që nuk ka kthim në mëkat.

Siç është një e vërtetë e caktuar për njeriun që të bëjë mëkate të mëdha, të vogla, të fshehta dhe të hapura, edhe apeli i Zotit të Lartësuar është i hapur si një derë mëshire që i përfshin të gjithë. Harresa dhe mëkati sigurisht që i përkasin vetëm njeriut. Por nuk ka virtyt më të mirë për njeriun sesa heqja dorë nga gabimi.





# NE GJITHMONË QAJMË TË HESHTUR

Idris Arpat

Sikur të uleshim këtu, në krye të çezmës në një gjendje krejt të qetë dhe të flisnim sadopak qoftë për gjendjen dhe misionin tonë në këtë botë provizore, të flisnin për pafajësinë e fëmijëve dhe për faktin se ata po i afrohen hap pas hapi një atmosfere helmuese?! Të flisnim për tradhtitë, krimet, tensionet, vetëvrasjet dhe shndërrimin tonë në një popull robot?!..

Por edhe dielli është në perëndim e sipër... Ky mund të jetë ndriçimi i fundit.

Vëllai im që posedon mirësinë e të kuptuarit! “Pafajshmëria duhet ta ketë një vlerë.” Çfarë sistemi është ky? Çfarë ecurie është kjo? Çfarë botëkuptimi është ky? Sy të dëlirë dhe zemra po aq të pastra... Qesh, buzëqesh dhe nxjerr zëra prej engjëlli. Por miku im, fëmija pa pasur mundësinë për ta kuptuar po shkon drejt mjegullës dhe një atmosfere helmuese, mëkatare, tirane dhe të mbushur plot me shirk. Ky fëmijë helmohet, vyshket dhe ngrin në këtë atmosferë. Në fillim i sheh ato që po ndodhin me një shikim të shqetësuar. Pastaj mëkatet hapin plagë në shpirtin e tij. Pastaj dyshimet e shqetësimet që i shtohen njëra-tjetrës fillojnë ta pushtojnë zemrën e vogël të tij. Dalë nga dalë ushtrohet ndaj poshtërsisë dhe nivelit të ulët. Ose zemërohet me jetën dhe nuk shfaq interes për asnjë gjë. Ja, ky është fillimi i fundit.

O miku im! Si mund të durojë njeriu kundrejt kësaj ecurie dhe shfrytëzimi? Kjo është diçka si eklipsi i diellit. Mos vallë kjo botë po mbulohet nga akulli? Mos vallë duhet të priteshin me sharrë njerëzit si engjëj që ia shtonin gëzimin kësaj bote me buzëqeshjet e tyre? Çfarë dizajni, çfarë sistemi është ky? Çfarë bote është kjo botë në të cilën fëmija pesë muajsh vritet duke u përplasur për muri? Si mundet ta bëjë njeriu këtë?

* * *

Kjo botë është e çuditshme. Malet dhe detet, toka dhe qielli janë të errët. Përveç të tjerash, edhe mundësinë për të ikur e shpëtuar nuk e kemi. Një tornado na ka kapluar dhe na ka ngritur me mijëra metra lart. Një gjëmim dhe një bubullimë e hidhte qiellin në tokë dhe tokën në qiell. Sikur gjendemi në pikat më të larta të Himalajave. Vendi ku binte drita ishte si një vend i sheshtë ku mblidhet kashta. Aty gjendej vetëm një çadër prej mëndafshi. Vetëm atë shikonin sytë. Me kaq kufizohej e gjithë pamja. Dëbora dhe shiu ishin përgatitur me saktësi. Çaji ishte gati dhe koha ishte e acartë. Na pyeti:

“A nuk e pëlqeni këtë botë?” Një heshtje e gjatë. Askush nuk po fliste. Heshtja ndoshta zgjati gjysmë ore. Ne ishim përhumbur nëpër majat e maleve, nëpër re dhe nëpër shpresa. Ajo që e bëri pyetjen ishte një grua heroinë e një legjende të famshme. Ne nuk arritëm ta kuptonim dot nëse ishte një njeri prej kësaj bote apo dikush që kishte ardhur prej xhenetit.

Pas pak kohe, miku im të cilin e admiroj, tha: “Vetëdija për përgjegjësi.” Gjithashtu tha: “Vetëdija për përgjegjësi dhe botëkuptimi i dijes.” “Nëse do të sillemi ndaj natyrës dhe njeriut siç sillemi ndaj atij që e duam dhe nëse jemi njerëz të një misioni në këtë botë të përkohshme, siç ka thënë Hz. Pejgamberi, ne duhet të jetojmë në këtë botë me kushtet tona. Ku është bota jonë?” Ajo është vyshkur dhe venitur. Heroi ynë hyri në çadër dhe solli qumësht me mjaltë për një minutë. Avulli i qumështit ngrihej nga tasi prej floriri. Në fytyrë i dukej serioziteti dhe në sjellje i dukej fisnikëria. Më tha: “Pije, se të bën mirë.”

Ai ishte një njeri që mendonte thellë. Më tha: “Le ta lëmë për pak më vonë pyetjen se ku është bota jonë dhe të parashtrojmë këtë pyetje tjetër: ‘Ku është metoda jonë?’ Çfarëdo që të vijë, do të vijë nga metoda. Le ta shikojmë edhe një herë “perceptimin tonë ndaj misionit që kemi”. Përse besimtarët e një Libri të famshëm nuk mund të formojnë një shoqëri të famshme? Të paktën të formojë një grup të famshëm. Të thuash: “Unë jam mysliman.”, kërkon seriozitet dhe botëkuptim të gjerë. Për t’i folur Krijuesit të Madhëruar duhen njerëz që e kanë të lirë ndërgjegjen dhe mendjen.”

Ai heshti për pak kohë. Pastaj tha: “Seriozitet, metodë dhe botëkuptim. Të tjerat zgjidhen si lidhëset e çorapeve.” “Serioziteti, metoda dhe botëkuptimi.” Këto janë tri parimet themelore.

Ne duhet të shkonim te destinacioni ynë. Kështu që u ngritëm. Ai na pyeti: “Ku po shkoni?” Ne iu përgjigjëm: “Në vendin ku bashkohen dy detet.”

* * *

Ne sigurisht që dukeshim të lodhur dhe të rraskapitur. U thirr helikopteri. Erdhi dhe u ul në shesh. Heroi ynë ecte si një degë trëndafili (ecte drejt). Ai dukej sikur këmbët nuk i preknin në tokë. Helikopterin e kishte në të majtë. U kthye nga ne dhe na tha: “Allahu ju ruajt ju dhe entuziazmin tuaj!” Kur po ngrihej, na përshëndeti me një lëvizje të lehtë të kokës. Gishtin tregues e ngriti deri në nivelin e ballit.

Fluturuam drejt thellësive. Fluturuam për ditë të



*“Njeriu do të ketë vetëm atë për të cilën ka punuar.” (Nexhm, 39) Të lodhesh duke punuar vazhdimisht dhe të ushtrohesh me lodhjen duke u lodhur vazhdimisht. Kjo është e gjithë çështja. Këtë botë, e cila i vret qoftë edhe fëmijët e saj të sinqertë, krahas të gjithave nuk do t’ua lëmë xhorxhave dhe hansave.*

tëra. Piloti na la në një shkretëtirë dhe iku. Vendi ku bashkoheshin dy detet ishte në fund të shkretëtirës.

Miku im pyeti: “A këtë shkretëtirë do ta gjelbërojmë? Kush e di? Thuhet se propozimi nuk e kalon fuqinë (realizuese). Ajo që kemi për detyrë është që të jetojmë me vetëdijen e ihsanit. Unë i thashë: “Ose do ta shkrijmë malin prej hekuri dhe do të hapim një rrugë, ose do të gjejmë ndonjë metodë për ta vazhduar jetën në shkretëtirë.” Në Kuranin Fisnik thuhet: ***“Njeriu do të ketë vetëm atë për të cilën ka punuar.”*** (Nexhm, 39) Të lodhesh duke punuar vazhdimisht dhe të ushtrohesh me lodhjen duke u lodhur vazhdimisht. Kjo është e gjithë çështja. Këtë botë, e cila i vret qoftë edhe fëmijët e saj të sinqertë, krahas të gjithave nuk do t’ua lëmë xhorxhave dhe hansave. Mesazhi që jepet nëpërmjet shikimeve të pafajshme është ky:

“Lufta për të vërtetën do të vazhdojë deri në fund. Të tjerat mbeten në dorë të Allahut të Lartësuar.”

Pastaj na zuri gjumi dhe u shtrimë në rërën e nxehtë.

Kjo botë është provizore. Ditës i vjen shpejt mbrëmja. Ne nuk kishim asnjë mendim tjetër përveçse ta kryenim me sukses misionin tonë. Maliku jeumiddinit (Allahut) iu lutëm: “Na e shto vullnetin!” Pastaj u zhytëm në një gjumë të thellë.

Bota vazhdonte të rrotullohej.

# EKUILIBRI NDËRMJET EKZOTERIZMIT DHE EZOTERIZMIT

*Halil Ibrahim Kuruxhan*

Dhahir do të thotë ana e dukshme e një gjëje dhe aspekti i diçkaje që njihet dhe ndjehet me organet e shqisave. Ndërsa batin është aspekti i padukshëm dhe shpirtëror i çështjeve që mund të kuptohet vetëm me meditim dhe mendjemprehtësi. Dhahir dhe batin, pra e brendshmja dhe e jashtmja e plotësojnë njëra-tjetrën. Nëse nuk gjendet njëra, atëherë e humb vlerën edhe tjetra. Por ja që këta dy faktorë duhet të jenë të ekuilibruar dhe në formën që ka urdhëruar Allahu (xh.xh.). Përgjatë gjithë historisë janë përjetuar probleme serioze për sigurimin e ekuilibrit ndërmjet këtyre dy koncepteve. Ndërkohë që disa myslimanë i kanë dhënë përparësi zbatimit të rregullave dhahiri (të dukshëm) të fesë, kanë nënvlerësuar kuptimin e brendshëm (shpirtëror) të tyre. Kurse disa të tjerë i kanë konsideruar të parëndësishëm rregullat formalë të fesë duke thënë se forma nuk ka ndonjë vlerë.

Disa shembuj që mund t'i japim në lidhje me këtë çështje janë: Disa vëllezër i neglizhojnë namazet. Kur e bëjnë këtë, na tregojnë si shembull ata që e falin namazin dhe që bëjnë mëkate. Kështu, sipas mendimit të tyre, e mbrojnë veten duke thënë: "Ne e kemi zemrën më të pastër." Siç thuhet në ajetin fisnik, namazi e pastron njeriun dhe e mbron nga të këqijat. Por kur namazi të mos falet, adhurimi nuk konsiderohet i kryer. Njeriu duhet t'i zbatojë me kujdes urdhrat e Zotit (xh.xh.). Ndërkohë nuk duhet t'i nënvlerësojë edhe urtësitë dhe aspektin shpirtëror të këtyre urdhrave. Nëse e shqyrtojmë çështjen nga aspekti i mistikës islame, natyrisht se detyra primare e mistikëve është që të marrin përsipër dimensionin shpirtëror të fesë, domethënë botën e brendshme. Për këtë arsye, nëpër teqe më shumë jepen si mësim librat e edukatës dhe moralit, sesa librat e ilmihaleve. Faktikisht për mistikun konsiderohet se sheriatin e njeh dhe e zbaton në linja të përgjithshme. Bazuar në këtë, dervishit i jepet edukimi për të arritur sinqeritetin në vepra, përkushtimin në namaz dhe dashurinë ndaj Allahut në zemër. Dimensioni i jashtëm i fesë si namazi, agjërimi dhe zekati, jepet si mësim më së shumti nëpër medrese. Në këtë mënyrë teqetë dhe medresetë e plotësojnë njëra-tjetrën dhe feja zbatohet në formë të plotë.

Ngaqë sistemet materialiste dhe kapitaliste nuk kanë arritur t'i bëjnë skllevër myslimanët këto kohët e fundit, i kanë shpallur armiq. Islami i ka shpëtuar besimtarët nga të qenët robër të materiales dhe allishverishit. Pasi situata është e tillë, ata bënë pro-



grame përçmuese ndaj myslimanëve për sa u përket çështjeve si shamia e kokës, botëkuptimi i moralit dhe jurisprudenca e tregtisë që myslimanët i bëjnë të ndryshëm nga ithtarët e feve të tjera. Çështja ka arritur deri në atë pikë saqë shumë sulme duke filluar që nga vrasja e besimtarëve të pambrojtur në namazin e xhumasë e deri te dhunimi i grave të mbuluara me shami janë bërë të natyrshme në botën perëndimore. Domethënë se dispozitat e dukshme që i ka urdhëruar Zoti ynë, i shqetësojnë armiqtë e të vërtetës dhe ndihmësit e shejtanit. Ata nuk dëshirojnë t'i kenë para syve të tyre këto dispozita të dukshme të Islamit. Ajo që na takon neve të bëjmë në këtë situatë është të përpiqemi për zbatimin e të gjitha dispozitave të sheriatit edhe në botën islame, edhe në botën jo-islame. Kjo përgjatë gjithë historisë ka qenë diçka shumë e vështirë. Besimtarët kanë paguar çmim shumë të madh në lidhje me këtë çështje dhe vazhdojnë të paguajnë. Imam Rabbani i shpreh si më poshtë vështirësitë e përjetuara në periudhën e tij në lidhje me çështjen e zbatimit të sheriatit:

"U bë një shekull që Islami vazhdon të jetë i dobët dhe tani ka arritur në pikën e fundit ku mund të shkojë. Jobesimtarët dëshirojnë t'i shfuqizojnë plotësisht dispozitat e sheriatit në tokat islame, madje ata po përpiqen për t'i fshirë nga sipërfaqja e dheut gjurmët e Islamit dhe myslimanëve. Çështja ka arritur deri në atë pikë saqë, nëse një besimtar dëshiron të bëjë një vepër që është parim i Islamit, e bëjnë atë të përjetojë dhimbjen e vdekjes." (Letra e 81-të)

Edhe në periudhën tonë çdo ditë që kalon po vështirësohet zbatimi i dispozitave të sheriatit, sepse njerëzve po u vjen vështirë Kurani Fisnik e Suneti (Tradita Profetike) ngaqë nefsi i tyre është shndërruar në idhull. Andaj njerëzit po dëshirojnë të bëjnë një jetë sipas qejfit të tyre duke mos pasur asnjë përgjegjësi. Madje është bërë e vështirë edhe mbrojtja e strukturës juridike e fesë sonë pothuajse në çdo çështje. Disa tarikate e kanë konsideruar si rrugëzgjidhje anulimin e sheriatit duke i dhënë përparësi aspektit shpirtëror të fesë, në mënyrë që ta kalojnë lehtë këtë sprovë të vështirë. Si rrjedhojë, kur në njërën anë i përmbahen shpirtërores, në anën tjetër i kanë nxjerrë jashtë funksioni dispozitat e sheriatit me komentime të ndryshme. Këto tarikate përdorin ajetet dhe hadithet. Veçanërisht i japin si argument për veten e tyre fjalët e mistikëve të mëdhenj si Mevlana, Haxhi Bektash Veliu dhe Ibn Arabiu. Në këtë mënyrë, ndërkohë që nga njëra anë i qetësojnë ndjenjat e njerëzve, nga ana tjetër i shfuqizojnë rregullat e sheriatit pa rënë në sy dhe pothuajse ia zbrazin brendësinë Islamit.

Ky botëkuptim që ka marrë mbështetje të madhe edhe nga perëndimi, e ul fenë tonë të lartë në një shkallë etike si fetë e tjera. Si rrjedhojë, në pah ka dalë një botëkuptim në formën: "Ne e kemi zemrën të pastër. Edhe sheriati në fakt ka ardhur për t'i pastruar njeriut botën e brendshme. Pasi pastrimi të jetë i plotë, atëherë çfarë nevoje ka për sheriatin?" Këto lloj grupesh nuk e mohojnë fenë në formë të hapur, por shprehen se vetëm rregullat e sheriatit nuk janë të rëndësishme dhe se në fakt e rëndësishme është bota shpirtërore e njeriut. Ato pohojnë se njeriu mund të bëhet besimtar i devotshëm edhe pa sheriat. Këto lloj grupesh nxjerrin në plan të parë vetëm praktikat e tasavvufit si meditimi, dhikri e semaja duke e flijuar aspektin e jashtëm (dukshëm) të fesë. Sepse meditimi dhe joga që janë të ngjashme me këto lloj praktikash të tasavvufit po pranohen pothuajse në çdo vend. Andaj, sipas tyre, ç'nevojë ka për ta nxjerrë në plan të parë sheriatin dhe aspektin e dukshëm të fesë duke hyrë në përplasje me të tjerët? Ndërkohë që është e lehtë të luftosh me grupet që i shpallin luftë fesë haptazi, është jashtëzakonisht shumë e vështirë të bësh marrëveshje apo të luftosh me këto lloj grupesh, sepse ky botëkuptim nuk e refuzon besimin, por thjeshtë i konsideron të panevojshme gjërat e dukshme të tij. Përveç të tjerash, këto lloj qasjesh mistike i japin një prehje shpirtërore të përkohshme njeriut modern që është lodhur duke rendur pas kënaqësive fizike dhe ia qetësojnë ndërgjegjen e përlyer. Njerëzit në këtë mënyrë edhe shpëtojnë nga kufizimet që ka sjell sheriati, edhe hyjnë në gradat e larta të xhenetit pa asnjë lloj vështirësie në botën tjetër!

Në fakt gjëja që bëjnë këto lloj qasjesh nuk është dëlirja e botës së brendshme (të njeriut), por ua shesin njerëzve të pavërtetën dhe batinizmin nën petkun e fesë. Ndërkohë që tasavvufi e gjallëron botën shpirtërore, e përsos edhe sheriatin. Ai nuk bën lëshime qoftë edhe për rregullin më të vogël të dukshëm të fesë. Në të vërtetë, ndërmjet mistikëve dhe batinive ka një vijë ndarëse shumë të hollë e cila është kështu: Edhe mistiku, edhe batiniu përdorin fjalët e bukura që u përkasin miqve të Zotit. Kështu që kur shihet nga larg, duket sikur nuk ka asnjë dallim serioz ndërmjet këtyre dy rrymave. Por kur të shihet nga afër, këto dy qasje ndryshojnë që nga themeli me njëra-tjetrën. Mistikët e zbatojnë fenë e Allahut (xh.xh.), në formën që dëshiron Allahu dhe sipas ekuilibrit dhahir-batin. Ata largohen prej çdo lloj harami dhe i zbatojnë urdhrat e Allahut Teala

edhe nëse është vështirë. Kurse batinitë pohojnë se kanë marrë vetëm anën shpirtërore të fesë. Kështu që flasin për dashurinë, për njohjen e Zotit dhe për fjalët e miqve të Allahut të cilat mbartin kuptime të larta. Por stili i jetesës së tyre është i organizuar sipas mendimit materialist dhe pozitivist. Asnjëherë nuk hyjnë në luftë me jomyslimanët dhe gjithmonë janë në harmoni me ta. Ata besojnë se çdo fe i shpie në xhenet besimtarët e saj. Gjithashtu mendojnë se mbulesa, kamata dhe praktikat e tjera të dukshme të fesë nuk janë të rëndësishme. Nëse këto lloj praktikash të sheriatit kërkojnë çmim, heqin dorë lehtësisht prej tyre dhe nuk dëshirojnë t'i prishin marrëdhëniet me asnjë. Ndërsa sipas mistikëve të sinqertë asnjë përshpirtshmëri nuk mund të jetë pa sheriat, pa rregulla dhe pa forma. Veçanërisht sipas Imam Rabbanit sheriati është vetë hakikati dhe se qëllimi i tasavvufit është që t'i shërbejë praktikimit të sheriatit duke e bërë atë të dashur te njerëzit. Imam Rabbani e shpreh si më poshtë këtë situatë:

Një qëllim tjetër i tasavvufit është që të mundësojë zbatimin e urdhrave të jurisprudencës islame me dashuri dhe t'i heqë vështirësitë që nxirren përpara nga nefsu'l-emmare. Besimi im absolut është ky: Rruga e tasavvufit është në shërbim të shkencave të sheriatit dhe kurrë në bie në kundërshtim me këto shkenca. Unë këtë çështje e kam shpjeguar deri në thellësi në librat dhe broshurat e mia. Nga aspekti i realizimit të këtij qëllimi e kam parë me vend të zgjedh tarikatin Nakshibendi ndërmjet të gjitha tarikateve.

Sipas mistikëve "çdo batin që është në kundërshtim dhe dhahirin është humbje". Tarikati dhe sheriati janë një tërësi. Ata nuk janë të ndarë nga njëri-tjetri. Ai që mohon njërin, mohon edhe tjetrin. Imami këtë situatë e shpjegon me këtë fjalë: "Tarikati dhe hakikati janë prej hakikatit të sheriatit. Konsiderimi i tyre si diçka e veçantë nga sheriati është ateizëm." Për këtë arsye, mistikët thonë se nuk është e drejtë që të shkojmë pas njerëzve që nuk e njohin Kuranin, Sunetin dhe jurisprudencën islame. Për shembull, Imam Xhunejd el-Bagdadi (297/909) i cili është prej imamllarëve kryesorë të sufive (mistikëve), shprehet:

"Kjo shkenca jonë (tasavvufi) është e bazuar në Kuran dhe Sunet. Andaj nuk është e lejuar që të pasohet dikush që nuk lexon Kuran, nuk shkruan hadithe dhe nuk e mëson jurisprudencën islame para metodës së tasavvufit." (Subki, Tabakatu'sh-Shafijje)

Ndërkohë që është shumë i rëndësishëm sheriati, i cili është zbatimi i fesë. Disa tarikate apo disa pseudoshehlerë kanë shfaqur dobësi në këtë çështje. Sipas atyre, përsosmëria shpirtërore mund të arrihet edhe pa sheriat, sepse sheriati është lëvozhga e çështjes dhe jo thelbi i saj. Hazreti Imam Rabbani u jep këtë përgjigje këtyre lloj pohimeve:

"Të gjithë urdhrat hyjnor dhe pejgamberët kanë ardhur për ta shpëtuar njeriun nga dëshirat e nefsit dhe për ta lidhur me Zotin (xh.xh.). Sa më shumë që të veprohet sipas sheriatit, aq më shumë mbahen nën sundim dëshirat vetjake. Për këtë arsye, zbatimi i njërës prej dispozitave të sheriatit është më i mirë se një mijë vjet pehriz dhe se përpjekja në këtë çështje për mposhtjen e dëshirave vetjake. E gjithë përpjekja dhe pehrizi që bëhen i shtojnë dhe forcojnë dëshirat vetjake përderisa të mos bëhen sipas sheriatit. Edhe pse brahmanët dhe indianët nuk shfaqin asnjë mangësi në çështjen e pehrizit, ai nuk ka asnjë dobi për ata (në emër të Zotit) ngaqë nuk e bëjnë sipas përkufizimit dhe rregullave të sheriatit." (Mektubat, I, Letra e 52-të)

Një skaj tjetër ekstrem i qëndrimit ezoterik në çështjet fetare është konsideromi i fesë si një grumbull i thatë rregullash nën emrin e mbrojtjes me fanatizëm të sheriatit dhe nënvlerësimi i plotë i dimensionit shpirtëror të fesë. Ky është botëkuptimi i vahabizmit, selefizmit dhe madje i talebanizmit e isisit që janë produkte të këtyre dhe që kanë dalë në pah kohët e fundit. Për këta i rëndësishëm është praktikimi i rregullave fetare qoftë edhe me imponim pa marrë parasysh aspektin shpirtëror dhe urtësinë e tyre. Aspekti interesant i kësaj çështjeje është se lëvizjet ezoterikë (batinitë) dhe lëvizjet ekstreme selefite i kanë drejtuar ndaj myslimanëve të sinqertë qëndrimet e tyre armiqësore. Këto skaje ekstreme dhe të kundërta me njëra-tjetrën, kryejnë të njëjtën detyrë. Ndërkohë që rrymat ezoterike i nënvlerësojnë rregullat e Islamit, rrymat selefiste kanë tërhequr ndaj Islamit të gjithë urrejtjen e opinionit publik botëror duke i praktikuar dispozitat e fesë në lidhje me ndëshkimet pa marrë parasysh drejtësinë. Për shkak të këtyre praktikave barbare që e kamuflojnë mëshirën dhe drejtësinë e Islamit, po largohen nga feja shumë njerëz që mund të hynin në Islam.

Allahu Teala na mbrojttë nga të gjitha këto ekstreme dhe na e mundësoftë të gjithëve ta zbatojmë së bashku dimensionin e sheriatit, tarikatit dhe hakikatit të Islamit! Amin!



# FUQIA E VULLNETIT

Ali Riza Temel

Çdo gjë fillon me dëshirën. Edhe Zoti së pari e dëshiron diçka dhe pastaj urdhëron që të bëhet. ***“Vërtet, urdhri i Tij, kur Ai dëshiron diçka, është që t’i thotë asaj “Bëhu!” - dhe ajo bëhet.”*** (Jasin, 82)

Dëshirat ndahen në instiktive dhe të vullnetshme. Dëshirat si ngrënia, pirja dhe fjetja janë instiktive. Ato janë rezultate të nevojave të domosdoshme dhe të natyrshme. Këto lloj dëshirash i kanë të gjitha gjallesat.

Ndërsa dëshirat e vullnetshme janë dëshira që lidhin me preferencën e njeriut. Prej këtyre mund të përmendim zgjedhjen e profesionit, bërjen e mirësisë, luftimin në rrugë të Allahut, rënien dëshmor, kërkimin e një jete të ndershme e fisnike, etj.

Çdo dëshirë kërkon përpjekje dhe lëvizje. Nevojat e bëjnë të detyrueshme përpjekjen dhe punën. Në të kundërt, jeta është e pamundur të vazhdojë. Andaj nuk bëhet fjalë që i urituri të mos kërkojë ushqim dhe i eturi të mos kërkojë ujë.

Krahas nevojave biologjike, dëshira dhe vullneti për t’u bërë mëkëmbësi i Allahut në rruzullin tokësor dhe për të fituar sprovën e adhurimit ndaj Zotit, caktojnë personalitetin dhe karakterin e njeriut. Personaliteti formohet me vullnetin dhe përpjekjen që jepet për t’u lartësuar shpirtërisht dhe materialisht. Ata që nuk posedojnë një vullnet të tillë nuk kanë ndonjë ndryshim me kafshët. Sepse kafshët nuk kanë dëshirë për t’u lartësuar shpirtërisht dhe frikë për t’u përçmuar.

Njeriu është i obliguar për ta ndërtuar personalitetin e tij dhe për ta zhvilluar atë në çdo moment. I Dërguari i Allahut, alejhi’s-selam, i cili thotë: *“Ai që i ka dy ditë njëlloj është në dëm.”*, thekson pikërisht këtë çështje.

Problemi më i rëndësishëm i myslimanëve të sotshëm është fakti se ata nuk e hetojnë veten dhe pozitën e tyre. Ata nuk e hetojnë nëse e mbartin apo jo cilësinë e umetit i cili përkufizohet si mesatar (i ekuilibruar) dhe më i mirë. Ata nuk po ndjejnë nevojë për t’u zhvilluar dhe përparuar duke u kënaqur me gjendjen dhe kushtet aktuale. Nevoja nuk plotësohet pa u ndjerë.

Nëse myslimani nuk mbart vullnetin për të qenë më i miri, më i fuqishmi, më i dituri, më fisniku dhe më i ndershmi, asnjëherë nuk mund t’i arrijë këto

qëllime. Nëse e harron këtë përgjegjësi myslimani i cili është sjellë në këtë botë për t'i realizuar këto qëllime dhe nëse nuk e ndjen hallin dhe dhimbjen e të qenët larg këtyre qëllimeve, do të thotë se e ka humbur "personalitetin islam".

Nëse ne si myslimanë nuk ndjejmë dhimbje dhe nuk përpiqemi për ta arritur fisnikërinë krahas gjithë këtyre fatkeqësive, poshtërimeve dhe problemeve që po përjetojmë, do të thotë se duhet ta hetojmë deri në themel myslimanizmin tonë. Gjendja jonë do të thotë se përputhet me përkufizimin e poetit Mutenebbi: "Siç nuk i jep goditja dhimbje trupit, edhe mungesa e dinjitetit nuk i jep dhimbje atij që nuk ka dinjitet." Primivi nga dinjiteti në kuptimin shpirtëror është vdekje. Parola e myslimanit është kjo: "Ose të jetojë me dinjitet, ose të vdesë me dinjitet. Myslimanit nuk i ka hije të jetojë në poshtërim."

E gjithë çështja është që të bëjmë një jetë fisnike e me dinjitet dhe të mbartim vullnetin e përpjekjen për ta realizuar këtë.

Në hyrje të shkrimit thamë se çdo gjë fillon me dëshirën. Po, dëshira është e rëndësishme. Por më e rëndësishme është se çfarë duam dhe si e duam. Thonë se ai që nuk e di se çfarë dëshiron, nuk e kupton se e ka gjetur. Andaj jemi të detyruar ta dimë edhe se çfarë dëshirojmë, edhe mënyrën dhe metodën se si do ta arrijmë atë që dëshirojmë. Ajo që dëshirojmë është: "Të bëhemi një rob i denjë për Allahun dhe një umet i denjë për Hz. Pejgamberin." Neve na është dhënë detyra për t'u bërë shembull dhe dëshmitar për të gjithë njerëzimin. Të qenët umeti më i mirë e bën të domosdoshme urdhërimin për të mirë, ndalimin nga e keqja dhe të qenët i fuqishëm e cilësor nga çdo aspekt. Andaj, së pari duhet të posedojmë vullnetin për ta kërkuar një detyrë të tillë, pastaj të arrijmë pjekurinë për ta kryer këtë detyrë.

Ata që posedojnë vullnetin për të ekzistuar, i formojnë edhe mundësitë dhe kushtet e nevojshme për të ekzistuar. Thuhet se "përpjekja e njeriut i shkul edhe malet". Historia është e mbushur plot e përplot me sukseset madhështore të njerëzve që kanë pasur vullnet të hekurt. Shumë njerëz të mëdhenj duke filluar që nga pejgamberët, ia kanë dalë mbanë të realizojnë punë për të cilat pandehej se nuk mund të realizohen. Kështu që janë bërë kallauz për ata që dëshirojnë t'ia dalin mbanë.

Myslimanët të cilët kanë qenë shembulli më i bukur në çdo çështje për të gjithë njerëzimin përgjatë historisë, edhe sot nuk është e pamundur ta arrijnë të njëjtën pozitë. Ajo që ka ndodhur një herë, gjithmonë mund të përsëritet. Jeta është me batica-zbatica edhe për individët, edhe për shtetet. Fitimi dhe humbja, lartësimi dhe ulja, gëzimi dhe hidhërimi, etj. janë ligj i jetës. Andaj kanë thënë: "Vetëm Allahu është ai që nuk rrëzohet." Myslimanit kurrë nuk i ka hije që ta shkëpusë shpresën nga fitoret duke parë humbjet. ***"...Prandaj mos u bëj shpresëhumbur!"*** (Hixhr, 55)

Jeta është shpresë, dëshirë, përpjekje dhe luftë. Dëshira është fuqia shtytëse për të ekzistuar. Ai që e humb shpresën konsiderohet se ka humbur çdo gjë. Asnjë përpjekje nuk mbetet pa rezultat. Për myslimanin nuk mund të bëhet fjalë se ka humbje. Edhe nëse humb në këtë botë, në botën tjetër absolutisht do të fitojë. ***"Kush ka bërë ndonjë të mirë, qoftë sa një thërrmijë, do ta shohë atë, e kush ka bërë ndonjë të keqe, qoftë sa një thërrmijë, do ta shohë atë."*** (Zelzele, 7-8)

Allahu (xh.xh.), asnjë punë nuk e lë pa shpër-



blim: *"...Atë që ruhet* (nga gjynahet) ***dhe bëhet i durueshëm, Allahu e shpërblen, se Ai kurrë nuk ia humb shpërblimin punëmirëve."*** (Jusuf, 90)

Besimi është fuqia më e madhe. "Meqë kemi Allahun, çdo problem zgjidhet." Ai që i beson kaderit, nuk bëhet rob i problemit. Në univers sundon vullneti absolut i Allahut Teala. E rëndësishme është që vullneti ynë të mos bie ndesh me vullnetin hyjnor.

Nëse do të kemi qëllimin e pastër dhe veprat të mira, rezultati gjithmonë do të jetë pro nesh, sepse për besimtarin nuk ka humbje. Nëse arrin mirësinë, e falënderon Zotin (xh. xh.). Nëse i bie ndonjë fatkeqësi, bën durim. Kështu që del i fituar në të dyja rastet.

Kushti për të marrë një rol aktiv në skenën botërore si myslimanë është që së pari ta kërkojmë këtë rol. Pra, ta bëjmë provën e këtij roli brenda e ndërmjet nesh dhe pastaj të dalim në audiencën e spektatorëve.

Njerëzimi është mërzitur duke ndjekur aktrime të këqija që kur myslimanët janë tërhequr nga skena. Në një skenë ku marrin rol shejtanët mund të aktrohen vetëm gjëra djallëzore. Shkatërrimi i skenave të prostitucionit, krimit, vjedhjes dhe tradhtisë dhe ngritja në vend të tyre e skenave të moralit, të drejtës, drejtësisë dhe virtytit janë të mundura vetëm me besimtarët.

Çfarë mund të pritet prej drejtësisë dhe humanizmit nga banditët dhe hajdutët që fitimet e tyre i kanë të bazuara në humbjen e të tjerëve dhe jetën e kanë të ngritur mbi vdekjen e të tjerëve? A mund të kenë vend qengjat në sofrën e ujqërve? Edhe nëse kanë, mund të kenë vetëm si ushqim për t'u ngrënë.

Pavarësisht të gjithave, shpresa nuk mund të shkëputet prej myslimanit. Në fakt prej të tjerëve nuk pritet gjë, sepse është e qartë se në çfarë gjendjeje e kanë lëshuar botën të tjerët.

Esencën akoma e kemi të fortë. Edhe pse besimi ynë ka zënë hi, prushi i tij akoma nuk është shuar. Andaj është e mundur që t'i fryjmë për ta nxjerrë prushin në pah dhe për t'i shkatërruar të gjitha ligësitë me zjarrin e këtij besimi e hakikati.

Siç ka thënë Ikbali, hekurin e kemi të fortë. Andaj detyra jonë më e rëndësishme është që ta mprehim shpatën dhe të hidhemi në mejdanin e luftës. Ai që ikën nga lufta e jetës nuk shpëton dot. Humbja që pësohet përgjatë ikjes është shumë herë më e madhe se humbja që pësohet përgjatë rezistencës.

Siç është kusht fuqia materiale, po ashtu është kusht edhe fuqia shpirtërore për t'ia dalë mbanë. Për të poseduar fuqinë materiale duhet vullnet dhe përpjekje. Avantazhi ynë si myslimanë është se krahas fuqisë materiale kemi edhe fuqinë shpirtërore: ***"... Nëse ndjeni dhembje prej luftës, edhe ata ndiejnë dhimbje ashtu si edhe ju. Mirëpo ju shpresoni prej Allahut atë që ata nuk e shpresojnë. Allahu është i Gjithëdijshëm dhe i Urtë."*** (Nisa, 104)

Dëshira është hapi i parë për të arritur diçka. Hz. Isai ka thënë: "Kërkoni se do t'u jepet. Kërkoni se do të gjeni. Trokisni në derë se do t'ju hapet. Sepse çdo kush që kërkon, merr. Çdo kush që kërkon, gjen. Çdo kujt që troket në derë, i hapet dera." (Matta, 7/7-8)

E gjithë çështja është që të posedojmë vullnetin për të ekzistuar/jetuar. Pastaj për t'i përgatitur mundësitë dhe kushtet që e sigurojnë këtë ekzistencë nën udhërrëfimin e mendjes, përvojës, besimit dhe moralit.

Poshtërimi nuk është kaderi ynë. Ne si myslimanë jemi të mallëngjyer për një jetë të ndershme, fisnike dhe me dinjitet. Andaj do ta nisim rrugën duke u kapur fort pas kësaj vendosmërie dhe vullneti me shpresën për ta bërë realitet këtë mallëngjim në një kohë sa më të shkurtër. Përpjekja është prej nesh, kurse suksesi është prej Allahut.



"O besimtarë! Kërkoni ndihmë për veten nëpërmjet durimit dhe namazit! Në të vërtetë, Allahu është me të duruarit."

(Bekare, 153)

Kurani e konsideron jetën si një shkollë, kurse njeriun si nxënësin e saj. Përmes kësaj shkolle njeriu aftësohet e zhvillohet, duke arritur pjekurinë e duhur për të përmbushur qëllimin, për të cilin është krijuar. Allahu na urdhëron të largohemi nga kjo shkollë, të pastruar nga veset e këqija dhe të zbukuruar me virtyte.

Në shumë vende të Kuranit flitet për durimin dhe shpërblimin e madh që ai i sjell njerut, duke nxitur që durimi të bëhet veti e pandashme e çdo besimtari. Sepse përgjegjësia me të cilën është ngarkuar njeriu në këtë botë, është e madhe. Nga njëra anë, besimtarit i duhet të përballet me pengesat që i dalin përpara, gjatë rrugës së komunikimit dhe përçimit të mesazhit islam, nga ana tjetër, i duhet të luftojë me botën e tij të brendshme kundër egoizmit, i cili është në natyrën e njeriut dhe ngacmimeve të shejtanit. Për këtë arsye, njeriu duhet të pajiset me vetinë e durimit, për të ngadhënjyer mbi vështirësitë.

Durimi është aftësia për të duruar e për të përballur vështirësi, shqetësime vuajtje e fatkeqësi në rrugë të drejtë, pa u ankuar e pa u ligështuar. Ashtu si nuk ka lidhje me kokëfortësinë, durimi nuk ka lidhje as me mungesën e reagimit ndaj së keqes. Besimtari duhet të jetë krenar dhe i nderuar dhe jo t'u nënshtrohet padrejtësive. Së pari, durimi është cilësi dalluese e Pejgamberëve të Zotit dhe ndjekësve të tyre besnikë. Një sërë cilësish morale fitohen nëpërmjet durimit. Të jetuarit si mysliman është e lidhur ngushtë me durimin. Kur Pejgamberi (a.s.) u pyet se çfarë është imani, tha: "Të jesh durimtar dhe tolerant." Durimi është faktor dominues në sigurimin e ndihmës së Allahut dhe për pasojë, suksesit. "Sa herë, me ndihmën e Allahut, një ushtri e vogël ka ngadhënjyer mbi një ushtri të madhe! Allahu është me të durueshmit". Pra, ndihma e Allahut është pranë durimtarëve. Durimi është një veti që i sjell besimtarit përfitime materiale dhe shpirtërore. Durimi është formula për sukses në këtë botë dhe lumturi të përjetshme në botën tjetër. Pa durim nuk mund të arrihet, as morali i lartë dhe as ibadetet nuk mund të kryhen siç duhet. Pa durim, njeriu nuk mund të ketë sukses, as në studime, as në jetën profesionale. Besimtari duhet të jetë i durueshëm me familjen, të afërmit, fqinjët, me shokët në çdo kohë dhe mjedis, duke i përballuar me qetësi shqetësimet që mund të vijnë prej tyre.

Një nga mënyrat më të mira për t'i kërkuar ndihmë Allahut, është namazi. Rukuja dhe sexhdja, në një mënyrë është lutje për ndihmë. Durimi dhe namazi janë përmendur puqur për rolin që kanë në arritjen e ndihmës së Allahut. Durimi dhe qëndresa përballë vështirësive të kësaj bote kanë nevojë për mbështetje shpirtërore. Nëpërmjet lidhjes së ngushtë që krijon ndërmjet besimtarit dhe krijuesit, namazi e bën besimtarin të qëndrueshëm përballë vështirësive. Gjatë rrugës së jetës, namazi është ushqimi më i rëndësishëm për besimtarin, sepse e mban njeriun larg nga vesveset e shejtanit dhe kështu, ai vazhdon rrugën e tij pa u ligështuar.

Durimi merr vlerë vetëm në një moment të caktuar dhe ai është momenti i parë i përballjes me vështirësitë. Një karakteristikë e jetës së njeriut është ndryshueshmëria. Për një moment jeton i gëzuar, i lumtur, pastaj papritur mund të përballet me një fatkeqësi ose anasjelltas.

Jeta nuk është gjithmonë bardhezi; ajo është e mbushur me të gjithë spektrin e ngjyrave.

Jeta e njeriut nuk është gjithmonë e lumtur apo e trishtueshme; shpesh këto gjendje zëvendësojnë njëra- tjetrën. Jeta e njeriut rrjedh ndërmjet këtyre dy gjendjeve. Për rrjedhojë, duhet të jemi të përgatitur për çdo të papritur që mund të na ofrojë jeta, me uljet dhe me ngritjet e saj.

Resulullahi (sal-lallahu alejhi ve slem) ka thënë:

*"Prej shenjave të besimtarit të mirë është braktisja e të padobishmes."*

(Buhari)

Çdo gjë në këtë botë, Allahu e ka krijuar për dobi të njerëzve. Për rrjedhojë, asgjë në këtë botë nuk është e padobishme, por jo gjithmonë, çdo gjë është në dobi të çdo njeriu. Në hadithin e mësipërm, çdo gjë që nuk sjell përfitim për këtë botë apo botën tjetër, konsiderohet e padobishme.

Pejgamberi (a.s.), përmes hadithit, nxit besimtarët të përsosin besimin e tyre, duke braktisur çdo gjë që nuk është në interes dhe dobi të tyre. Tregues të besimtarit të mirë janë virtyte të tilla, si drejtësia,besnikëria,ndershmëria . Kurse tregues i besimtarit të dobët është gënjeshtra, tradhëtia, pabesia. Ky hadith i drejtohet gjithë bashkësisë islame, për ta pajisur me virtyte, që zbukurojnë besimin dhe i afron njerëzit te Krijuesi. Eleminimi i një sërë dukurive negative në shoqëri, bëhet i mundur me braktisjen e gjërave të padobishme. Preokupimi i njeriut me gjëra të dobishme, është në interes të tij, sepse, nëse ai nuk e bën këtë, do të bjerë në kurthet e mëkateve. Kush preokupohet me njerëzit, harron veten e tij dhe merret me thashetheme.

Një tjetër kuptim i rëndësishëm që nxjerrim nga hadithi, është edhe rëndësia e kohës, sepse njeriu që merret me gjëra të padobishme, ka harxhuar kohën, mirësinë më të madhe që i është dhuruar njeriut.

Kriter për të përcaktuar saktë çfarë është e dobishme dhe çfarë jo, është feja dhe jo opinioni i njerëzve, sepse sot në mesin e myslimanëve po vihet re indiferentizëm i theksuar ndaj shumë duku-rive negative, që janë urdhëruar të pengohen me sheriat, me pretekstin se nuk u interesojnë. Ky nuk është largim nga e padobishmja, por shmangie nga përgjegjësitë, siç është këshillimi për të mirë dhe ndalimi nga e keqja.

## MËSIMET QË NXJERRIM NGA HADITHI:

1. Mospreokupimi me punë të padobishme është shenjë e besimit të përsosur

2. Njeriu duhet të angazhohet me punë që sjellin përfitime në këtë botë dhe në botën tjetër

3. Braktisja e të padobishmes vjen si pasojë e ndërgjegjësimit të personit se në çdo moment është në mbikëqyrjen e Allahut.

# TË BËHEMI NXËNËS TË TIJ

## USVETUN HASENE

Resulullahu, (a.s.), u dërgua si mëshirë për botët:

“(O i Dashuri Im!) ***Ne të kemi dërguar vetëm si mëshirë për botët.”*** (Enbija, 107)

Allahu Teala e dërgoi atë (s.a.s.), si një personalitet dhe karakter shembullor dhe na njoftoi se ai ishte “Usvetun Hasene / Shembull i Shkëlqyer”.

Pejgamberi, alejhi’s-selam, është personalitet shembullor në çdo çështje për të gjithë botën. Për të përfituar siç duhet prej këtyre, tri kushte janë të domosdoshme:

-Të posedojmë mallëngjimin për t’u takuar me Allahun...

-Të presim me sinqeritet dhe devotshmëri edhe ditën e ahiretit, domethënë të presim me sinqeritet dhe devotshmëri për të fituar llogarinë atë ditë...

-T’i bëjmë dhikër shumë Allahut... (Shik. Ahzab, 21)

Për këtë arsye, e kemi të domosdoshme që t’i perceptojmë edhe dijen dhe urtësinë të cilat bëhen shkak për posedimin e këtyre cilësive. Atëherë;

## ÇFARË ËSHTË DIJA DHE MËSIMI I VËRTETË?

**“Lexo me emrin e Zotit tënd, i Cili krijoi** (gjithçka)**!”** (Alak, 1)

Dija dhe mësimi i vërtetë është që ta lexojmë çdo gjë me emrin e Allahut të Madhëruar.

Aftësitë mentale dhe zemra domosdoshmërisht duhet të përbëjnë një tërësi në një harmoni hyjnore. Qëllimi i dijes është që t’i bëhemi rob Allahut. Synimi është që ta njohim Zotin (xh.sh.), me zemër dhe në këtë mënyrë të marrim pjesë nga e fshehta e të qenët me Allahun.

Allahu i Lartësuar e ka dërguar Krenarinë e Gjithësisë, të Nderuarin tonë (s.a.s.), në këtë dynja si një mësues mëshirë për botët, në mënyrë që të na e mësonte dijen e vërtetë. Në hadithin fisnik thuhet:

*“Unë jam dërguar vetëm si një mësues.”* (Ibn Maxhe, Mukaddime, 17)

Ne kemi nevojë për udhëzimin dhe edukatën e atij udhërrëfyesit të veçantë. I gjithë njerëzimi ka nevojë për edukimin e Pejgamberit tonë të Nderuar dhe për të vërtetat që na ka mësuar ai (s.a.s.).

Atëherë, para së gjithash duhet të gjejmë përgjigjet për këto pyetje:

- Çfarë është dija e vërtetë që ai ka marrë nga Allahu (xh.xh.)?

- Çfarë u ka mësuar i Dërguari i Allahut (s.a.s.), sahabëve dhe umetit?

- Si ua ka mësuar?

- Çfarë nxori në pah? Çfarë rezultati korri?

Në fillim pyetja e parë:





## DIJA E VËRTETË DHE QËLLIMI I SAJ

Në ajetin fisnik thuhet:

**“Vallë, a nuk ka kaluar një periudhë kohore, kur njeriu nuk ka qenë qenie e denjë për t’u përmendur?!”** (Insan, 1)

Njeriu ka qenë një “ASGJË”. Allahu i Lartësuar e krijoi atë dhe e nderoi me cilësinë e krijesës më fisnike, krijimit të përsosur dhe esencës së botës si një mirësi e madhe prej Tij. Njeriun e urdhëroi që t’i mësonte emrat hyjnor. Njeriu në këtë univers që ka ardhur në ekzistencë me shfaqjet e emrave hyjnor, u bë krijesa e vetme që arriti shfaqjen e emrave hyjnor në shkallën më të lartë. Allahu i Madhëruar më së shumti i drejtohet njeriut me emrat “Rrahman dhe Rrahim”. Zoti (xh.xh.), i ka dhënë njeriut edhe pikën më kulmore të shfaqjes së “Mëshirës”. Edhe Pejgamberin tonë të Nderuar e ka dërguar si “Rrauf dhe Rrahim”. Edhe umeti i tij u bë umeti i mëshiruar. Për këtë arsye, Allahu Teala dëshiron që çdo besimtar të jetë një njeri i mëshirshëm.

Domethënë, qëllimi i dijes është i njëjtë me qëllimin e krijimit:

• Të bëhemi njerëz të mëshirshëm

Edhe qëllimi i edukimit është;



• Të edukojmë njerëz të mëshirshëm.

Kështu dija është çdo specifikë dhe çdo e vërtetë që e bën robin një “Njeri të Mëshirës”...

Dija është të marrësh dije,

Dija është të njohësh veten,

Nëse nuk e njeh veten,

Atëherë je një përpjekje e pavlerë!

Sepse;

“Ai që e njeh veten duke perceptuar (dobësinë e tij, të qenët asgjë dhe se është krijuar për të adhuruar Zotin), e njeh Allahun!”

Islami është dërguar në këtë botë, e cila është një shkollë e madhe provimi, në mënyrë që shpirtërisht të bëhemi mik me Allahun e Lartësuar, apo thënë me një shprehje tjetër, në mënyrë që të bëhemi “njerëz të mëshirshëm”.

Por përgjatë kësaj rruge, si domosdoshmëri e sprovës, ka nyje që duhet të zgjidhen. Gjenden probleme që duhet të rregullohen. Gjendet prirja për gjynahe e cila duhet të eliminohet me anë të devotshmërisë.

## DHALUMEN XHEHULA

Në ajetin fisnik thuhet:

**“...Me të vërtetë, njeriu është shumë i padrejtë dhe shumë i paditur.”** (Ahzab, 72)

Padrejtësinë që njeriu i shkujdesur ia bën vetes së tij, nuk mund t’ia bëjë asnjë njeri tjetër, sepse një njeri me padrejtësitë dhe torturat më të rënda që mund t’ia bëjë dikujt tjetër, më së shumti mund t’i japë fund jetës së tij në këtë botë. Ndërsa nefsi që është edhe zullumqar, edhe budalla, edhe injorant, e shndërron ahiretin e vet në një shteg të errët me veprat e këqija që bën dhe në këtë mënyrë fundi i tij është ndëshkimi i përhershëm në zjarrin e xhehenemit.

Si mundet që njeriu i dhënë pas interesit të tij të bie në një budallallëk dhe shkujdesje të tillë që fundi i saj është zjarr?

Për arsye të injorancës...

## INJORANCA E VËRTETË

Injoranca që synohet këtu nuk është mungesa e njohurisë në lidhje me dijen e kësaj bote, sepse edhe zullumqarët e famshëm i njihnin mirë dijet e

kësaj bote. Injoranca e vërtetë është të harruarit e Allahut Teala që ia ka dhënë njeriut atë dije dhe të qenët i shkujdesur nga miqësia me Atë.

Domethënë, edhe nëse njeriu i ka marrë të gjitha dijet e kësaj bote dhe nëse këto dije nuk përbëjnë një shkallë për ta çuar atë te "marifetull-llahu / njohja e Allahut", ky njeri prapë se prapë është "zullumqar" ngaqë vetes po i bën padrejtësinë më të madhe dhe është "injorant" ngaqë është i shkujdesur ndaj lumturisë së botës së përtejme.

Andaj;

Një dije që përbëhet nga depozitimi në mendje i informacioneve në lidhje me gjërat, nuk është një dije e vërtetë. Një dije që nuk vihet në praktikë është një hamallëk i pakuptimtë si "shembulli i gomarit i ngarkuar me libra" që jepet në ajetin fisnik. (Shik. Xhum'a, 5.) Dija e kësaj bote duhet të bëhet shkallë, në mënyrë që zemra;

Të përparojë në rrugën për t'ju afruar Zotit duke shkuar nga vepra te Vepruesi, nga arti te Artisti dhe nga shkaku te Shkaktari.

Nëse dija e shpie njeriun te Zoti, te e vërteta, të virtyti, te devotshmëria dhe te veprat e mira, atëherë ajo është dije. Përndryshe edhe shejtani kishte dije, edhe Karuni ishte dijetar, por dija atyre ua shtoi egoizmin dhe i zvarriti drejt një mendjemadhësie dhe mburrjeje të tmerrshme. Edhe ata u mposhtën nga kjo dëshirë e zjarrtë e nefsit dhe si rrjedhojë ndjenë një besim të tepërt kundrejt vetes.

Domethënë, egoizmi i tyre arriti pikën kulmore, nefsi i tyre u tërbua dhe veten e ngritën deri në atë pikë saqë pohuan se ishin zot.

Në ajetin fisnik deklarohet qartë se Faraoni ka thënë:

**"Unë jam zoti juaj më i lartë!.."** (Naziat, 24)

Për këtë arsye;

Të dhënat që nuk të shpien te Zoti (xh.xh.), që nuk të japin thellësi dhe seriozitet në meditim dhe që nuk të bëjnë të shijosh dashurinë ndaj Zotit, janë vetëm një grumbull informacioni i thatë. Një dije e tillë nuk e shpie njeriun te prehja dhe lumturia e vërtetë.

Vlera e vërtetë e dijes matet me pjekurinë shpirtërore dhe përsosmërinë morale që i jep njeriut. Sa kuptimplotë është kjo e vërtetë që e ka thënë si shembull poeti dhe mendimtari i madh Muhamed Ikbali:

Një natë në bibliotekën time dëgjova një molë që po i thoshte fluturës:

"Kam hyrë brenda librave të Ibn Sinës. Kam parë veprat e Farabiut. Shëtita ndërmjet atyre rreshtave të thatë që nuk dinin të mbaronin dhe shkronjave të zbehta të atyre rreshtave dhe i brejta ato. Në këtë kontekst, shëtita sokak më sokak dhe rrugë më rrugë të el-Medinetu'l-Fadila që do të thotë qyteti i virtyteve e Farabiut, por në asnjë mënyrë nuk e kuptova filozofinë e kësaj jete. U bëra një udhëtare e trishtuar e rrugëve të tmerrshme dhe pa krye. Nuk kam një diell që të mi ndriçojë ditët..."

Sikundër kësaj britme të molës, flutura i tregoi flatrat e djegura asaj dhe i tha:

"Shiko! Unë për këtë dashuri i kam djegur krahët e mi."

Pastaj vazhdoi:

"Ajo që e bën jetën të gjallë është përpëlitja dhe dashuria. Ajo që i jep krahë jetës, përsëri është dashuria!.."

Domethënë se flutura duke i treguar molës flatrat a saj të djegura, e këshilloi me gjuhën e gjendjes së vet duke i thënë se dijen e saj në ndonjë mënyrë duhej ta shndërronte në urtësi.

Sepse ata që e kanë arritur urtësinë duke i ndritur zemrat me dijen e Kuranit dhe Sunetit, domethënë me urtësinë, i ndriçojnë edhe zemrat e veta, edhe zemrat e atyre që gjenden rreth e rrotull tyre. Kështu që bëhen kandila udhëzimi që tregojnë rrugën e paqes dhe lumturisë së përhershme.

Ndërsa perceptimet shterpë që nuk e shndërrojnë dot dijen në urtësi, sado që (poseduesit e tyre) ta pandehin veten të ditur në pikën ku kanë mbetur, nuk mund t'i zgjidhin të fshehtat hyjnore në enigmën e jetës dhe gjithësisë...

Për këtë arsye, dija e vërtetë;

Nuk është të mbeturit në aparencën e dijës, domethënë nuk është të mbeturit ndërmjet rreshtave, por është të kaluarit nga rreshtat në zemër, të thelluarit në zemër dhe të përparuarit në aspektin shpirtëror duke e transformuar dijen në urtësi.

Ndërkohë që Hazreti Mevlana ishte një "mësues" në pikën kulmore të dijeve ekzoterike në medresenë e Selçukëve, kur arriti shfaqjet e marifetit / njohjes së Zotit dhe përparoi shpirtërisht, e dëshmoi se çfarë ishte dija e vërtetë dhe këtë të vërtetë e shpreh si më poshtë:

"Përderisa ky shpirt të jetë në këtë trup, do të jem shërbëtori i Kuranit dhe dheu i rrugës e pluhuri i këmbës së Muhamedit të zgjedhur.

Nëse dikush transmeton diçka tjetër prej këtyre fjalëve të mia, do të jem i mërzitur edhe prej fjalës që ka transmetuar, edhe prej atij vetë."

Edhe Nurettin Topçu thotë për të shprehur faktin se shumica e njerëzve e kanë të pamundur t'i perceptojnë gjendjet shpirtërore të atij:

"Ne i kemi dëgjuar klithmat e gjendjes së ekstazës së Mevlana Xhelaleddinit. Ndërkohë e kemi të pamundur t'i shohim thellësitë e detit të prehjes shpirtërore në të cilin ishte zhytur. Ne mund të shohim vetëm atë që është shkëputur nga fundi i detit dhe ka dalë në sipërfaqe të ujit. Ne kemi arritur jo dashurinë e Hazreti Mevlanës, por vetëm klithmat e dashurisë së tij që jehonin. Ajo që po përpiqemi të shpjegojmë me këtë gjuhën tonë të kufizuar, e gjitha përbëhet nga kjo. Ndërsa në detin e prehjes shpirtërore u zhyt vetëm ai. Neve na mbetën vetëm zërat që dalin nga furtuna e ekstazës së tij. Mjerë për ne! Ne e pandehim këtë Mevlana."

Përfundimisht, injoranca e vërtetë është mosnjohja e Allahut të Lartësuar. Gjithashtu (injoranca) është mosnjohja e fuqisë sublime, e cila na ka dhënë të gjitha mirësitë e begatitë, dhe të qenët mosmirënjohës ndaj Krijuesit të Gjithësisë ndërkohë që posedojmë shumë dhunti të Tij dhe jetojmë duke u ushqyer me mirësitë e panumërta të Tij.



Ja pra, një zemër e rrënuar! E verbër, e shurdhër dhe e pandjeshme!..

Për shembull, nëse një njeri;

Kur të shohë një trëndafil që i kënaq zemrën me aromën dhe sytë me pamjen e tij, mbetet i lidhur te aroma apo te bukuria e tij dhe nuk shkon më tutje që të mendojë për Fuqinë Sublime që e ka krijuar bukurinë e trëndafilit në gjirin e dheut të zi, nëse jeton duke qenë i painformuar për vitrinat hyjnore që e rrethojnë nga çdo anë, atëherë çfarë dobie mund të ketë ajo dije për njeriun në udhëtimin e tij drejt pafundësisë?

Nëse një njeri, i cili vështron një pikë shiu, nuk mund ta perceptojë se është një asgjë kundrejt madhështisë së Krijuesit të Lartësuar kur të shohë sesi formohet ajo pikë ujë, sesi pastrohet në qiell duke avulluar nga ujërat e papastër të sipërfaqes së tokës dhe pastaj sesi shndërrohet në mëshirë për njerëzit, kafshët dhe të gjitha krijesat e tjera në tokë, atëherë ajo dije si mund t'ia zbardhë fytyrën poseduesit të saj ditën e kiametit?

Kjo është një e vërtetë se;

Nëse njeriu nuk e eliminon me dije të vërtetë dhe urtësi këtë injorancë, e cila gjendet në strukturën e tij si domosdoshmëri e sprovës, nuk mund ta shpëtojë të ardhmen nga dora e nefsit të tij zullumqar.

Sepse;

Interesat vetjake të cilat janë frutat e helmuara të lakmisë dhe kapriçove, janë si zinxhirë që e pengojnë zemrën për t'u thelluar në urtësi dhe që e lidhin jetën shpirtërore. Përderisa të mos thyhen këta zinxhirë, nuk mund të arrijmë te Zoti (xh.xh.). Për këtë arsye, kelimetu't-tevhid (shehadeti) i cili fillon me "la ilahe – nuk ka zot", shpreh nevojën për të shpëtuar së pari prej këtyre zinxhirëve. Besimtari vetëm në këtë mënyrë mund të arrijë shpirtërisht tek Zoti i Cili është pika kulmore e të vërtetës.

Për ta eliminuar injorancën duhet dije e vërtetë dhe edukim i mirëfilltë. Domethënë;

Dija duhet të merret duke e kaluar nëpërmjet një site zemre e cila është e ndritur me urtësi. Vetëm në këtë formë dija mund të shndërrohet pothuajse në një tokë të begatë dhe në urtësi, e cila është një shkallë më e lartë.

Andaj, urdhri i parë i Kuranit Fisnik është:

IKRA'!

**"Lexo me emrin e Zotit tënd, i Cili krijoi** (gjithçka)**!"** (Alak, 1)

Çdo gjë le të kryhet me emrin e Allahut. Çfarëdo që të lexosh, lexoje me emrin e Zotit!.. Lexoje me emrin e Zotit tënd, i Cili krijoi gjithçka, (lexoje) Kuranin, këtë botë e cila është libri i universit, veten, rrjedhën e ngjarjeve, ecurinë e jetës dhe librin e veprave të tua!..

Allahu i Lartësuar dëshiron që të marrim një edukim të tillë.

Për ta lexuar çdo gjë me emrin e Allahut, gjithmonë duhet që zemra në çdo moment të jetë bashkë me Zotin (xh.xh.). Robi mund ta arrijë këtë gradë nëpërmjet dijes së vërtetë dhe pastaj ai nuk duhet ta harrojë Zotin.

Sepse në suren Hashr, thuhet:

**"Mos u bëni si ata që e harruan Allahun, kështu**

**që Ai i bëri të harronin vetveten! Pikërisht ata janë të pabindurit** (ndaj Allahut)**."** (Hashr, 19)

Për të mos rënë në shkujdesje shpirtërore dhe për të mos e harruar Zotin (xh.xh.), dëlirja shpirtërore është e domosdoshme.

Në ajetet fisnike thuhet:

**"Vërtet, kushdo që e pastron shpirtin** (nga mëkatet)**, do të shpëtojë."** (Shems, 9)

**"**(Me të vërtetë) **i shpëtuar është ai që pastrohet."** (A'la, 14)

Këtë do ta arrijmë me udhërrëfyesin më të madh, domethënë me Resulullahun (s.a.s.), i cili na i ka mësuar këto.

Në këtë mënyrë, çdo gjë që shohim, lexojmë dhe vështrojmë do të jetë objekt meditimi për ne.

Përse kemi ardhur në këtë botë? Në pronën e kujt po jetojmë dhe ku do të shkojmë? Ne si njerëz duhet ta posedojmë këtë perceptim.

Sahabët e kanë marrë këtë edukim. Andaj i dhuruan historisë një civilizim të pashoq virtytesh.

Kur njerëzit e shoqërisë së injorancës u nderuan me Islamin dhe pasi u edukuan duke marrë mësim nga i Nderuar ynë (s.a.s.), u bënë prej "të diturve të vërtetë".

Meditimi u zhvillua. Në brezin e Epokës së Lumturisë filloi një meditim i thellë rreth të vërtetës që njeriu vinte nga një pikë ujë e trupit, që zogu vinte prej një veze të thjeshtë, që pemët dhe frutat vinin nga një bërthamë e vogël pothuajse inekzistente dhe rreth çështjeve të tjera të ngjashme me këto...

Jeta u fokusua te arritja e kënaqësisë së Allahut (xh.xh.).

Thellimi në përhapjen e mëshirës, dhembshurisë dhe të vërtetës, arriti pikën kulmore.

Imitimi i të Dërguarit të Allahut (s.a.s.), në çdo gjendje ishte qëllimi më i madh i sahabëve të nderuar.

-U përjetua gjendja e pehrizit.

-Konsumi i tepërt, grykësia, luksi dhe shtirja përbënin një stil jete që nuk e njihte brezi i sahabëve.

-U zhvillua perceptimi se "nesër vendbanimi i nefsit do të jetë varri".

## DIJA EKZOTERIKE, DIJA POZITIVE

Allahu i Lartësuar i ka mësuar njeriut rregullat fizike, kimike, mjekësore, etj., të gjërave që i ka krijuar. Njeriu duhet të thellohet në urtësi duke i mësuar këto rregulla, duhet të meditojë rreth shfaqjeve të madhështisë dhe fuqisë hyjnore të Zotit (xh. xh.) dhe duhet të thotë: "Aman, o Zot!.."

Dija duhet të jetë shkak për t'u afruar te Allahu.

Dija duhet të bëhet shkak që robi gjithmonë ta kujtojë Zotin dhe asnjëherë të mos e harrojë Atë.

Dija duhet t'i kujtojë njeriut mirësinë e pafundme dhe begatitë e panumërta të Zotit (xh.xh.).

Në këtë mënyrë njeriu duhet të jetojë duke e falënderuar e lavdëruar Zotin dhe me një modesti të plotë. Kështu mund të përfitojë nga "marifetull-llahu / njohja e Allahut".

Për fat të keq këto dije në ditët e sotme po merren për të përvetësuar një profesion, për të poseduar një titull dhe për të fituar para. Domethënë, interesi i kësaj bote ka kaluar para qëllimit të botës tjetër. Për njerëzit e tillë thuhet kështu në ajetin fisnik:

**"Ka punuar, por është lodhur kot."** (Gashije, 3)

Sepse;

Një njeri injorant që nuk e njeh Zotin dhe që nuk ka përparuar shpirtërisht me dashurinë ndaj Zotit, me njohjen e Zotit, me sinqeritet dhe devotshmëri, sado që të ketë dije, detyrimisht mbetet i papjekur.

Nëse ai me këtë papjekuri merr dije dhe bëhet për shembull mjek, në vend që t'u japë shërim njerëzve, bëhet një kasap njerëzish që shet organet për interesin e tij.

Nëse bëhet jurist, në vend që të mbajë drejtësinë, bëhet lideri i ndonjë organizate kriminale apo ndonjë xhelat zullumqar.

Domethënë se dija është si një thikë me dy maja që mund të jetë e dobishme apo e dëmshme sipas gjendjes shpirtërore të atyre që e përdorin atë. Ajo mund të përdoret edhe për mirë, edhe për keq.

Ndërsa dija e vërtetë është ajo dije që e bën njeriu rob të Zotit, jo skllav të interesave të tij.

Një emër tjetër i kësaj dijeje është edhe:

DIJA E DOBISHME

Pejgamberi, paqja dhe mëshira e Allahut qoftë mbi të, i ka kërkuar mbrojtje Allahut nga dija e padobishme duke iu përgjëruar:

*"O Zot! Kërkoj prej Teje Ilmun Nafi* (dije të dobishme) *dhe të kërkoj mbrojtje nga dija e padobishme!.."* (Muslim, Dhikr, 73)

Në lidhje me dijen e dobishme Allahu i Madhëruar thotë:

**"**(O i Dërguar!) **Thuaj: «O Zot, ma shto dijen!..»"** (Taha, 114)

Domethënë se duhet të kemi kujdes ndaj dijes së padobishme dhe duhet ta shtojmë atë të dobishmen...

Dobia e dijes është meditimi që na shpie te devotshmëria.

Dobia e dijes është frika që sjell në pah përkushtimin ndaj Zotit.

Dobia e dijes është njohja e Zotit që na jep frikërespektin ndaj Tij.

Në ajetin fisnik thuhet:

**"Besimtarë të vërtetë janë vetëm ata:**

**• Zemrat e të cilëve, kur përmendet Allahu, fërgëllojnë dhe,**

**• Kur u lexohen shpalljet e Tij, u forcohet besimi dhe,**

**• Vetëm te Zoti i tyre mbështeten."** (Enfal, 2)

Rezultati i dijes së dobishme është;

Begati dhe përshpirtshmëri.

Kjo është dija e vërtetë...

Allahu i Madhëruar thotë në ajetin fisnik:

**"...Vërtet, zemrat qetësohen me përmendjen e Allahut!"** (Rra'd, 28)

Edhe pse pejgamberët përjetuan vështirësitë më të rënda, prapë se prapë ata ishin personalitetet më të qeta. Prehja e të qenët me Zotin (xh.xh.), gjithmonë i ka shndërruar në mëshirë të gjitha hallet, vuajtjet dhe zahmetet e kësaj bote. Resulullahu, alejhi's-selam, ishte pejgamberi që u sprovua më së shumti, por në të njëjtën kohë ishte edhe personaliteti më i qetë i njerëzimit. Ai (s.a.s.), i jepte botës një lumturi të pafundme, një paqe të pafundme dhe siharige të pafundme.

## SI MËSOI PEJGAMBERI YNË I NDERUAR?..

Këtë dije të vërtetë dhe të dobishme Pejgamberi (a.s.), e ka mësuar direkt nga Allahu Teala.

Në Mekë nuk kishte ndonjë kuvend dije, bibliotekë apo mejtep. Gjithashtu nuk kishte ndonjë klerik, prift apo murg të ndonjë feje. Domethënë, i Nderuari ynë i cili nuk dinte shkrim e këndim, ishte e pamundur që të mësonte diçka prej ndokujt.

Pejgamberi (s.a.s.), i cili lindi pasi i kishte ndërruar jetë i ati dhe u rrit pa nënë, nuk pati dot edhe mbështetjen e prindërve.

I Dërguari i Allahut (s.a.s.), nuk mësoi ndonjë gjë nga askush. Atij i dha mësim vetëm Krijuesi i gjithësisë. Ai e ka shprehur edhe vetë këtë:

*"Mua më ka edukuar Zoti. Ai ma zbukuroi edukatën dhe moralin."* (Sujuti, Xhamiu's-Sagir, I, 12.)

Gjendja e të Nderuarit tonë deri në kohën e profecisë ishte një moral i përsosur e i veçantë dhe një ndershmëri e dëlirë. Por ngaqë akoma nuk kishte filluar edukimi i veçantë që do të realizohej nëpërmjet profecisë dhe shpalljes së Allahut Teala, deri atë kohë Pejgamberi ynë i Nderuar nuk i posedonte cilësitë si edukues, jurist, kryetar shteti, udhëheqës dhe komandant. Por me shpalljen Allahu Teala e edukoi atë në një mënyrë saqë ai u bë personaliteti dhe shembulli më i përparuar, më i zhvilluar, më i përsosur dhe më i veçantë në të gjitha këto fusha.

Le ta shpjegojmë këtë çështje:

## EDUKIMI I VEÇANTË I TIJ (S.A.S.)

Krenaria e Gjithësisë, i Nderuari ynë (s.a.s.), më parë nuk ka qenë edukues. Ai nuk ka marrë mësim nga askush para profecisë. Po ashtu nuk i ka dhënë mësim askujt. Allahu Teala e edukoi atë si një mësues i tillë që, nxënësit e tij të cilët ishin sahabët, e përhapën Islamin në të gjithë botën. Ata ua mësuan njerëzve të vërtetën dhe hakikatin nga Semerkandi e deri në Andaluzi për një kohë të shkurtër.

Shumë fakihë, muxhtehidë, mufessirë, juristë, muhadithë, mendimtarë dhe mistikë arritën të fshehta dhe urtësi si nxënës të atij (s.a.s.).

## KOMANDIMI I TIJ I MREKULLUESHËM

Po ashtu para profecisë;

I Nderuari ynë (s.a.s.), nuk kishte asnjë aftësi prej komandanti. Por për shkak të edukimit që i bëri Allahu Teala, bota e tij shpirtërore edhe në luftë shfaqi një komandim të veçantë dhe të pashoq të mbushur plot me largpamësi dhe mëshirë. Në Bedr i dha ujë edhe armikut të tij një ditë para luftës.

Sipas Islamit nuk mund të derdhësh gjakun e dikujt me qëllim për ta pushtuar. Islami e ka përdorur shpatën vetëm për të mbrojtur të pafajshmit, atdheun, flamurin, gjërat e shenjta dhe brezat e ardhshëm kundrejt masakrave tradhtare të çdo lloj forme, sulmeve të armiqve e padrejtësive dhe për të përhapur të vërtetën e drejtësinë. Ja urdhrat e Resulullahut (s.a.s.):

"(O umeti im! Edhe kur të jeni në gjendje lufte);

• *Mos bëni padrejtësi!*

• *Mos bëni tortura!*

• *Mos i vrisni fëmijët!"* (Muslim, Xhihad, 3; Ahmed, V, 352, 358.)

"(O umeti im! Edhe kur të jeni në gjendje lufte), *mos i vrisni;*

• *Fëmijët,*

• *Njerëzit që futen në faltoret e tyre dhe preokupohen me adhurim,*

• *Gratë,*

• *Të moshuarit,*

• *Njerëzit e marrë me qira për punë të tjera përveç luftës!*

(Mbi të gjitha);

• *Mos i shkatërroni kishat duke i djegur!*

• *Mos i prisni pemët deri në rrënjë!"* (Ahmed, I, 300; Taberani, Kebir, XI, 224/11562; Buhari, Xhihad, 148; Muslim, Xhihad, 24, 25; Taberani, Evsat, I, 48/135; Ibn Maxhe, Xhihad, 30; Vakidi, III, 912; Abdurrezzak, Musannef, V, 220.)

## MASHTRIMI I HUMANIZMIT

Ndërkohë që humanizmi të cilin e ka sjellë Islami është ky, perëndimi, i cili ka marrë për bazë humanizmin që e ka sjellë filozofia, po lëshon bomba dhe raketa mbi fshatra dhe qytete përgjatë luftërave. Bomba në vendin ku bie i djeg dhe i shkatërron të gjithë që mund të gjenden aty prej grave, fëmijëve, të moshuarve, të sëmurëve dhe mjekëve. Sot e gjithë bota po përjeton zullumin e teknologjisë. I forti të shtyp, ndërsa i shtypuri shkatërrohet.

Evropa e cila doli në pah me etiketën e humanizmit, dikur i sillte afrikanët nga Afrika dhe australianët nga Australia dhe ua ekspozonte evropianëve nëpër kafaze. Domethënë ata i trajtonin jo si njerëz, por sikur të ishin kafshë.

Edhe te kolonitë e tyre në Afrikë i kanë futur në luftë fiset me njëri-tjetrin. Ata i kanë lënë të prapambetur dhe pastaj u kanë shfrytëzuar resurset nëntokësore, mbitokësore, minierat dhe të gjitha gjërat e tjera. Ata i kanë shfrytëzuar siç kanë dashur duke i lënë në prapambetje.

Edhe në ditët e sotme vetëm i bëjnë sehir gjakut që rrjedh në vendet islame si Siria, Palestina, Jemeni, Arakani, etj. Madje ata përpiqen që t'i shkaktojnë ato luftëra dhe t'i mbajnë aktive sa më shumë që të jetë e mundur.

Ja pra, kjo është fytyra e vërtetë e Evropës që vendos maskën e të drejtave të njeriut, humanizmit, etj.

Ndërsa Islami është mëshirë dhe dhembshuri. Ai ka mbrojtur të drejtën edhe të një milingone. Kur Pejgamberi ynë i Nderuar pa një fole të djegur milingonash, tha:

*"Kush mund ta djegë një krijesë që e ka krijuar Allahu?!."* (Shik. Ebu Davud, Xhihad, 112.)

Hazreti Bajezidi Bistami përgjatë një udhëtimi pati ngrënë ushqim nën një pemë. Pasi u ngrit dhe bëri një rrugë të gjatë, vuri re se në torbën e tij gjendej një milingonë. Ai u kthye pas duke thënë:

"E kam ndarë të shkretën nga vendi i saj." – dhe e la atë nën atë pemën.

Humanizmi është një hiç i madh kundrejt vlerës që Islami ia ka dhënë njeriut dhe të gjitha krijesave... Humanizmi është vetëm në fjalë...

Garaudy pati dhënë një konferencë në Sarajin Jëlldëz. Shprehjet dhe të vërtetat që i tha aty akoma janë një fakt i gjallë:

"I sëmuri i vërtetë është vetë perëndimi. Ndërsa ju jeni plotësisht të shëndetshëm ngaqë jeni në të vërtetën. Për fat të keq, po e imitoni perëndimin ngaqë nuk jeni të vetëdijshëm për këtë shëndet që posedoni. Po ashtu, për fat të keq ju nuk e njihni në mënyrë të mirëfilltë dijetarin madhështor mysliman të jurisprudencës islame në shkallë botërore siç është Imam Azami. Për fat të keq, unë jam i detyruar t'ua shpjegoj myslimanëve gjenialitetin e atij. Ndërkohë unë jam bërë mysliman në një kohë të afërt..."

*"I sëmuri i vërtetë është vetë perëndimi. Ndërsa ju jeni plotësisht të shëndetshëm ngaqë jeni në të vërtetën. Për fat të keq, po e imitoni perëndimin ngaqë nuk jeni të vetëdijshëm për këtë shëndet që posedoni. Po ashtu, për fat të keq ju nuk e njihni në mënyrë të mirëfilltë dijetarin madhështor mysliman të jurisprudencës islame në shkallë botërore siç është Imam Azami. Për fat të keq, unë jam i detyruar t'ua shpjegoj myslimanëve gjenialitetin e atij. Ndërkohë unë jam bërë mysliman në një kohë të afërt..."*

## ISLAMI, ÇLIRIM ME UDHËZIM

I Nderuari ynë (s.a.s.), përgjatë nëntë viteve pas Luftës së Bedrit e çliroi me udhëzim të gjithë Arabinë me një fuqi të pakët e të kufizuar. Edhe ata që erdhën pas tij i mposhtën me një fuqi të pakët e të kufizuar perandoritë Bizantine dhe Perse të cilat ishin dy shtetet më të mëdha dhe të fuqishme të

asaj periudhe.

Nëse na kujtohet, arabët para Pejgamberit (s.a.s.), bënin vetëm luftëra ndërmjet fiseve. Ndërsa vendet arabe përreth ishin në gjendjen e satelitëve të bizantinëve dhe sasanive. Domethënë, arabët nuk kishin ndonjë kauzë për të cilën luftonin. Kjo ndodhi vetëm me edukimin dhe mësimin e të Dërguarit të Allahut (s.a.s.).

## LIDERSHIPI I MREKULLUESHËM SHOQËROR I TIJ

Resulullahu (s.a.s.), më parë nuk pati marrë ndonjë detyrë në administrimin e shoqërisë. Ai nuk ka bërë asnjë punë administrative përveç kullotjes së bagëtive në fëmijëri. Por me shtetin qytet që themeloi në Medine, ndërtoi pikën kulmore të civilizimit.

Ai (s.a.s.), periudhën e injorancës e transformoi në epokën e lumturisë. Falë profecisë prej 23 vitesh të tij, terrori mori fund. Të gjitha krijesat i shpëtoi nga ligësitë e zullumqarëve. Edhe shkretëtirat që ishin shndërruar në dete gjaku nën kthetrat e të padrejtëve, gjetën paqe me atë dhe pothuajse u shndërruan në xhenete. Sa bukur e shpreh Mehmet Akif Ersoji këtë gjendje:

"I dobëti, e drejta e të cilit ishte vetëm shtypja, u gjallërua,

Padrejtësia e paimagjinueshme mori fund."

Skllevërit gjetën paqe. Njerëzit gjetën paqe.

Kafshët gjetën paqe. Bimësia gjeti paqe.

Trungu i hurmës e njohu atë (s.a.s.). Gurët e njohën atë. Pemët e njohën atë. Mali i Uhudit e njohu atë. Devetë e njohën atë.

## DREJTËSIA E TIJ MADHËSHTORE

I Dërguari i Allahut (s.a.s.), nuk ishte jurist. Në lidhje me çështjen e drejtësisë nuk kishte asnjë përvojë. Ai u edukua nga Zoti (xh.xh.), në atë mënyrë që, Hytbja e Lamtumirës e tij u bë Deklarata më e përsosur dhe e veçantë për të "Drejtat e Njeriut". U bë kushtetuta e pandryshueshme.

Ekolet juridike që sollën në pah për një kohë të shkurtër nxënësit e atij, i lanë pas të mëdhenjtë që i edukoi mendja njerëzore për qindra vite.

Juristët e famshëm Soloni dhe Hammurabi nuk mund të jenë as çirakë kundrejt gjenialitetit juridik të Ebu Hanifesë!..

Ai ishte në pikën më kulmore dhe më i veçanti në çdo fushë.

Sepse atë e edukoi Zoti i Madhëruar.

## NXËNËSIT E TIJ

I Dërguari i Allahut, alejhi's-selam, prej Kuranit Fisnik që iu zbrit në zemër dhe prej dijes që mori nga Zoti (xh.sh.), ia mësoi umetit çështjet për të cilat iu dha leje.

Sahabët e nderuar i shohim si nxënësit më të suksesshëm dhe të dalluar të atij (s.a.s.). Ata u bënë yjet e qiellit të civilizimit tonë.

Ata u bënë të atillë saqë;

Karafi (v. 684), i cili ishte prej figurave më të rëndësishme të metodologjisë së jurisprudencës islame, shprehet:

"Edhe po të mos kishte asnjë mrekulli tjetër Resulullahu (s.a.s.), sahabët e nderuar që i edukoi ai do të ishin të mjaftueshëm për të vërtetuar profecinë e të Dërguarit të Allahut."

Po të mos ishte i Nderuari ynë, ata do të mbesnin dhe humbnin në errësirën e injorancës.

Ndërsa po mbyteshin në vorbullat e përgjakshme të injorancës, falë frymëzimit dhe përshpirtshmërisë që ua dha i Nderuari ynë (s.a.s.), fituan mirësinë "Radijall-llahu anh / Allahu u kënaq prej tyre" dhe u bënë pikat kulmore të njerëzimit pas pejgamberëve.

Ata morën pjesë nga Pejgamberi ynë i Nderuar sipas nivelit të tyre. U bënë Siddik / të sinqertë, u bënë Faruk /ndarës i të vërtetës nga e gabuara, u bënë Dhunnurajn /poseduesi i dy dritave, u bënë Esedull-llah / luani i Allahut...

Sahabët e nderuar u bënë mësues dhe udhërrëfyes shumë të vlefshëm falë mësimit dhe edukimit të të Dërguarit të Allahut (s.a.s.).

Hazreti Ebu Dherri (r.a.), i shpjegonte me dashuri dhe kënaqësi hadithet që kishte mësuar. Madje një herë ai pati thënë:

"Nëse do të ma vendosnit shpatën në qafë dhe nëse do ta dija se do të kisha kohë për ta transmetuar një hadith që e kam dëgjuar nga Resulullahu derisa të më pritej koka, sigurisht që do t'ua tregoja atë hadith." (Buhari, Ilm, 10; Darimi, Mukaddime, 46.)

**Allahu (xh.xh.), na e mundësoftë që ta ruajmë veten nga padrejtësia dhe injoranca!**

**Na bëftë prej atyre që marrin pjesë nga dija e vërtetë me edukimin dhe dëlirjen e Krenarisë së Gjithësisë, Pejgamberin (s.a.s.)!**

**Amin!..**

# MEKA QABEJA DHE HAXHI

Doç. dr. Mustafa Karabaxhak

Allahu Teala ka zgjedhur Hz. Muhamedin (s.a.s.), ndërmjet njerëzve, muajin e Ramazanit ndërmjet muajve (Bekare, 185), natën e Kadrit ndërmjet netëve (Kadr, 1-5), ditën e Xhuma ndërmjet ditëve (Xhumu, 9) dhe Mekën ndërmjet qyteteve (Al Imran, 96; En'am, 92; Tin, 3). Ndërmjet qyteteve ka zgjedhur Mekën, sepse shtëpia (faltorja) e parë që është ndërtuar për njerëzit në rruzullin tokësor është Qabeja në Mekë. Allahu (xh.xh.), thotë në Kuranin Fisnik: ***"Me të vërtetë, Faltorja e parë e ngritur për njerëzit, është ajo në Bekkë*** (Mekë)***, e bekuar dhe udhërrëfyese për popujt."*** (Al Imran, 96)

Themeluesi i parë i qytetit të Mekës është Ibrahimi (a.s.). ***"Kujtoje kur Ne vendosëm për Ibrahimin vendin e Faltores*** (duke e urdhëruar)***: "Mos më shoqëro asgjë*** (në adhurim) ***dhe pastroje Shtëpinë Time*** (nga idhujtaria)***, për ata që vijnë rrotull saj*** (në shenjë adhurimi) ***dhe për ata që rrinë në këmbë, përkulen dhe bien në sexhde duke u falur."*** (Haxh, 26)

Meka në Kuran emërtohet si Mekke, Bekke dhe Ummu'l-Kura. ***"Është Ai që i ka penguar duart e tyre ndaj jush dhe duart tuaja ndaj tyre brenda në Mekë, pasi ju dha fitoren mbi ata. Allahu i sheh të gjitha çfarë bëni ju."*** (Fet'h, 24) "***"Me të vërtetë, Faltorja e parë e ngritur për njerëzit, është ajo në Bekkë*** (Mekë)***, e bekuar dhe udhërrëfyese për popujt."*** (Al Imran, 96) ***"Dhe kështu pra, Ne të kemi shpallur ty një Kuran në gjuhën arabe, për të paralajmëruar popullin e Mekës dhe ata rreth saj; për t'i paralajmëruar ata për Ditën, e cila do të vijë me siguri: kur të gjithë njerëzit do të tubohen, disa në Xhenet e disa në Xhehenem."*** (Shura, 7. Veçanërisht shik. Kasas, 59.)

Ibrahimi (a.s.), është lutur që Meka të jetë një vend i sigurt: "(Kujtoje) ***kur Ibrahimi tha: "O Zoti im, bëje të sigurt këtë qytet dhe më ruaj mua dhe pasardhësit e mi nga adhurimi i idhujve!"*** (Ibrahim, 35)

Meka është bërë e sigurt për shkak të lutjes së Ibrahimit (a.s.): ***"Vallë, a nuk e shohin ata se si Ne u kemi dhënë atyre një vend të shenjtë e të sigurt*** (Mekën)***, ndërkohë që njerëzit rreth tij po grabiten? A mos vallë ata besojnë në gjëra të kota, ndërsa dhuntitë e Allahut i***





*mohojnë?!"* (Ankebut, 67) ***"Pasha fikun dhe ullirin, pasha malin e Sinait dhe pasha këtë Qytet të sigurt (Mekën). Në të vërtetë, Ne e krijuam njeriun në trajtën më të përkryer."*** (Tin, 1-4)

Meka në të njëjtën kohë është një vend i shenjtë: "(Thuaju, o Muhamed): ***"Unë jam urdhëruar që të adhuroj vetëm Zotin e këtij Qyteti*** (Mekës)***, i Cili e ka bërë atë të shenjtë dhe të Cilit i përket gjithçka. Jam urdhëruar që t'i nënshtrohem Atij."*** (Neml, 91)

Meka ishte një qytet në të cilin nuk kishte ardhur ndonjë pejgamber paralajmërues para Hz. Muhamedit: ***"Ne nuk u kemi dërguar asnjë Libër, për ta mësuar ata dhe Ne nuk u kemi dërguar atyre para teje asnjë paralajmërues."*** (Sebe, 44)

Ibadeti që bëhet në Mekë ka aq shumë sevape saqë nuk mund të krahasohet me ibadetet që bëhen në vende të tjera. Madje, edhe pse është mekruh (e papëlqyeshme) të falësh namaz nafile (vullnetare) pas namazit të mëngjesit dhe namazit të iqindisë në vende të tjera, kjo nuk është e vlefshme për Mekën. Ebu Dherri (r.a.), hipi në shkallën e Qabesë dhe tha: "Ai që më njeh, më njeh. Ndërsa ai që nuk më njeh le ta dijë se unë jam Xhundubi. Të Dërguarin e Allahut e kam dëgjuar duke thënë: "Nuk ka namaz pas namazit të mëngjesit derisa të lindë dielli. Edhe pas namazit të iqindisë derisa të perëndojë dielli. Përveçse në Mekë, përveçse në Mekë, përveçse në Mekë." (Ibn Hanbel, el-Musned, V, 165.)

## QABEJA



Qabeja e cila gjendet në mes të Mesxhidu'l-Haramit në qytetin e Mekës, është ndërtuar mbi themele rreth 1.5 metër të gjerë. Nga jashtë ka përmasat 10, 70 x 12 m dhe ka mure 15 m të lartë e 1.25 m të gjerë. (Ynall, Sadettin, "Kabe", Enciklopedia e Islame e Dijanetit Turk, Stamboll, 2001, XXIV, 14-21.)

Megjithëse Qabeja është shtëpia/faltorja e parë e ndërtuar në sipërfaqen e tokës (shik. Al Imran, 96.), është edhe një vend që Allahu (xh.xh.), e ka bërë të sigurt. ***"Kujtoni kur Ne e bëmë Qabenë vendgrumbullimi dhe sigurie për njerëzit, duke thënë "Bëjeni vendin e Ibrahimit si vendfaljeje!" Ne i urdhëruam Ibrahimin dhe Ismailin: "Pastrojeni Shtëpinë Time (Qabenë) për ata që e vizitojnë, që rrinë aty për adhurim dhe që falen duke u përkulur dhe përulur". Kur Ibrahimi u lut: "Zoti Im, bëje këtë vend qytet të sigurt dhe furnizoji me prodhime banorët e tij, ata që besojnë në Allahun dhe në jetën tjetër!" - Allahu tha: "Atë që nuk beson, për pak kohë do ta bëj që të kënaqet e pastaj do ta hedh në dënimin e zjarrit." Eh, sa vendbanim i keq që është ai! Kur Ibrahimi dhe Ismaili ngritën themelet e Qabesë, u lutën: "O Zoti ynë! Pranoje prej nesh (këtë vepër)! Me të vërtetë, Ti je Ai që dëgjon dhe di gjithçka!"*** (Bekare, 2/125-127)

## HAXHERU'L-ESVED (GURI I ZI)

Haxheru'l-Esvedi është një gurë i vendosur në qoshen e juglindjes së Qabesë me qëllimin për të caktuar pikën e fillimit të tavafit.



Shprehja Haxheru'l-Esved në arabisht do të thotë "guri i zi". Ai gjendet 1.5 m lart nga toka, rreth 30 cm i gjatë dhe ka formën e vezës. Për shkak se ky gur ka një ngjyrë të kuqe të errët afër të zezës është quajtur me këtë emër të tillë. Transmetimet unanimisht thonë se Haxheru'l-Esvedi është vendosur nga Hz. Ibrahimi përgjatë ndërtimit të Qabesë me qëllimin për të caktuar pikën e fillimit të tavafit. Ndërsa në lidhje me origjinën dhe natyrën e këtij guri ka transmetime të ndryshme. Në këto transmetime përgjithësisht thuhet se Haxheru'l-Esvedi është i zbritur nga xheneti, se është mbrojtur në malin Ebu Kubejs përgjatë tufanit të Nuhut dhe se Hz. Ibrahimi e ka sjellë dhe e ka vendosur në vendin e tij përgjatë ndërtimit të Qabesë. (Ëgyt, Salim, Haxheru'l-Esved, Enciklopedia Islame e Dijanetit Turk, Stamboll, 1996, XIV, 433-435.)

## HAXHI

Ibadetet mund të ndahen në adhurime që anojnë më shumë nga ana individuale dhe ajo sociale. Haxhi dhe kurbani mund të konsiderohen prej adhurimeve që anojnë më shumë nga ana sociale. Përgjatë sezonit të haxhit Allahu Teala dëshiron t'i shohë në të njëjtën kohë dhe në të njëjtin vend të gjithë myslimanët që kanë mundësi ekonomike duke mos bërë asnjë ndarje klasash, pozitash apo statusi social ndërmjet tyre. Zoti (xh.xh.), kërkon që njerëzit të cilët e dëgjojnë thirrjen e tij, të shkojnë atje në çfarëdo lloj mënyre qoftë ajo. "(O Pejgamber!) ***Thirri njerëzit për haxhillëk: ata do të vijnë në këmbë dhe me deve prej të gjitha viseve të largëta."*** (Haxh, 27) Në haxh, veçanërisht në Arafat, në ditën e nëntë të muajit Dhulhixhe, të gjithë veshin rrobën e bardhë të ihramit e cila përfaqëson dëlirësinë. Aty duket sikur po bëhet prova e mahsherit (tubimit të madh në ditën e gjykimit). Haxhi në të njëjtën kohë është edhe një sezon në të cilin diskutohet dhe flitet për zhvillimet në lidhje me të gjitha fushat dhe për problemet e myslimanëve ngaqë liderët fetarë dhe politikë, ministrat, akademikët, mjekët dhe inxhinierët myslimanë nga vendet e ndryshme të botës mblidhen me njëri-tjetrin.

"Nëse Kurani dhe Suneti janë dy burime të dijes që na lidhin me Islamin, atëherë edhe Meka dhe Medina janë dimensionet gjeografike të këtyre burimeve të dijes. Haxhi krahas shumë urtësive të tij, është bërë njëri prej pesë kushteve të Islamit ndoshta për shkak se çdo individ që beson e lidh me vendin e lindjes së Islamit. Sa më shumë që të afrohen vendet në këtë botë që po globalizohet, aq më shumë shëtit edhe njeriu. Për myslimanin nuk mund të ketë gjë më të natyrshme sesa ta përdorë mundësinë e udhëtimit për ta gjallëruar besimin e tij nëpër vendet e shenjta." (Bedir, Murteza, Suneti – Rruga e Islamit, botimi i 5-të, Botimet Isam, Stamboll, 2021, fq. 116.)

"Përgjatë haxhit, veçanërisht në Mina le t'i parashtrojmë hallet, vuajtjet, nevojat, vështirësitë, problemet e çdo gjë tjetër dhe t'i diskutojmë me njerëzit që mendojnë si ne, me njerëzit që kemi të njëjtat halle dhe me njerëzit që kemi të njëjtën rrugë. Me këta njerëz të cilët kanë ardhur e janë mbledhur aty nga të katër anët e botës dhe të cilët janë mbrujtur me të njëjtën dashuri dhe besim. Dijetarët e vendeve myslimane, intelektualët që janë përgjegjës për të gjitha kontinentet e botës, muxhahidët myslimanë që po luftojnë nëpër vendet e tyre kundër kolonializmit, padrejtësisë, varfërisë, injorancës, besëtytnive, hipokrizisë dhe degradimit, duhet të njihen me njëri-tjetrin, duhet të diskutojnë dhe të kërkojnë ndihmë nga njëri-tjetri.

Ndërmjet vendeve myslimane duhet të formohet shpirti i bashkimit, duhet të sigurohet atmosfera e unitetit në botëkuptimet, mendimet dhe ndjenjat tona. Rreshtat tanë duhet të bashkohen dhe forcohen kundrejt armikut të përbashkët. Çështjet shkencore, mentale dhe juridike në të cilat kanë mendime të ndryshme medhhebet islame, duhet të nxirren në pah dhe duhet të punohet për t'i pakësuar ato. Largësitë ndërmjet medhhebeve duhet të shkurtohen, duhet të jepen përpjekje që medhhebet ta njohin saktë dhe plotësisht njëri-tjetrin, duhet të debatohen, diskutohen dhe studiohen në mënyrë të lirë teoritë dhe opinionet e ndryshme dhe e vërteta duhet të kërkohet në dritën ku puqen besimi dhe mendimet." (Sheriati, Ali, Haxh, Përkth: Ezhder Okumush, Botimet Fexhr, Ankara, 2016, fq. 166.)

I lutem Zotit që t'ua vëmë veshin përsëri thirrjes dhe mesazheve që ua ka drejtuar të gjithë njerëzimit i Dërguari i Allahut (s.a.s.), në Arafat dhe Mina!



# GRADAT E NEFSIT

M. Sami Ramazanogllu



Njeriu i cili është krijuar i nderuar, duhet ta dëlirë nefsin dhe ta pastrojë zemrën. Sipas deklarimit të Kuranit Fisnik, nefsi i njeriut ka gjashtë gradë. Ajo janë si më poshtë:

1- Nefsu'l-emmare (në suren Jusuf)

2- Nefsu'l-levvame (në suren Kijame)

3- Nefsu'l-mulheme (në suren Shems)

4- Nefsu'l-mutmainne (në suren Fexhr)

5- Nefsu'r-radijje (në suren Fexh)

6- Nefsu'l-mardijje (në suren Fexhr)

Përkufizimi i këtyre:

### 1- NEFSU'L-EMMARE:

Ky është nefsi që nuk i zbaton urdhrat e Allahut (xh.xh.), që i bën pa hezitim të gjitha ato që i ka ndaluar Ai, që i bindet shejtanit dhe që është i dhënë pas qejfit dhe kënaqësisë së vet. Ky është nefsi i injorantëve, i mëkatarëve dhe i të degraduarve.

### 2- NEFSU'L-LEVVAME:

Ky është nefsi që nuk i zbaton pjesërisht urdhrat e Allahut (xh.xh.), që i bën nganjëherë ato që i ka ndaluar Ai dhe që pendohet e pikëllohet kur i bën gjërat e ndaluara. Ky është një nefs i lumtur me mirësitë dhe i pikëlluar për të këqijat e veta.

### 3- NEFSU'L-MULHEME:

Ky është nefsi që i zbaton sa të ketë mundësi urdhrat e Allahut (xh.xh.), që bën kujdes sa të mundet kundrejt gjërave që i ka ndaluar Ai dhe që merr nganjëherë frymëzim hyjnor për shkak të këtyre gjendjeve .

### 4- NEFSU'L-MUTMAINNE:

Ky është nefsi që i zbaton plotësisht urdhrat e Allahut (xh.xh.), që largohet plotësisht prej atyre që ka ndaluar dhe që posedon një besim të fortë e prehje shpirtërore. Ky është nefsi i të urtëve që janë të përkushtuar ndaj Zotit (xh.xh.), i të devotshmëve dhe i atyre që janë afër këtyre. Këta arrijnë lavdërimin dhe sihariqin hyjnor. Në ajetin fisnik thuhet:

***"O ti shpirt i qetësuar! Kthehu te Zoti yt, ti i kënaqur me Atë dhe Ai kënaqur me ty! Bashkohu me robërit e Mi dhe hyr në Xhenetin Tim!"*** (Fexhr, 27-30)

Siç shikohet, nefset që janë në grada më poshtë se ajo mutmainne, nuk e kanë marrë dot lavdërimin dhe përgëzimin hyjnor.

Por nefsu'l-mutmainne që e ka arritur prehjen shpirtërore dhe nefset radijje dhe mardijje e kanë arritur lavdërimin dhe përgëzimin e Allahut Teala. Allahu i Madhëruar i fton poseduesit e nefsit mutmainne në gradat radijje dhe mardijje. Për t'ju përgjigjur kësaj ftese, njeriut i duhet mësim dhe edukatë.

### 5- NEFSU'R-RAZIJJE:

Ky është nefsi që i drejtohet Allahut në çdo moment, që e ka arritur vetëdijen e të qenët me Allahun gjithmonë dhe që është e kënaqur prej Allahut (xh.xh.), duke e kuptuar urtësinë dhe sundimin e Zotit.

Në ajetin fisnik thuhet:

***"Sigurisht që Ne do t'ju provojmë me frikë dhe uri, me dëmtim të pasurisë, të njerëzve dhe të të lashtave! Prandaj, përgëzoji të duruarit."*** (Bekare, 155)

### 6- NEFSU'L-MARDIJJE:

Ky është nefsi që i bindet Allahut (xh.xh.), me të gjithë qenien e tij në çdo lloj situate dhe që në këtë mënyrë edhe Zoti është i kënaqur prej tij. Njeriu e ka kusht që ta pastrojë nefsin, në mënyrë që të bëhet prej të nderuarve. Njeriu e ka obligim pastrimin e nefsit. Përpjekja për ta pastruar nefsin dhe marrja e edukimit të duhur për këtë është xhihadu'l-ekber. Këtë shprehje e ka përdorur vetë Pejgamberi ynë i Nderuar Hazreti Muhamed Mustafai, alejhi's-selam, përgjatë kthimit nga "Lufta e Tebukut" duke u thënë sahabëve:

"*Tani po kthehemi nga xhihadi i vogël* (dhe po shkojmë drejt) *xhihadit më të madh* (xhihadit për ta rregulluar nefsin dhe për t'u bërë njeri i përsosur)."

# A ËSHTË MË VËSHTIRË TË JAPËSH APO TË MARRËSH? EJA MË PYET MUA PËR KËTË

*Ekrem Bektash*

Të nderuar pensionistë!

A keni kërkuar borxh nga dikush përgjatë jetës suaj? Nëse nuk keni kërkuar asnjëherë, shkoni dhe kërkoni borxh prej dikujt duke i thënë:

-A mund të më japësh pesëqind lira borxh deri në fillim të muajit?

I thatë? Sa shumë rëndë që ju ka ardhur, apo jo? Ndoshta po thoni:

-Unë nuk i kërkova dot.

Atëherë, tani mund ta lexoni këtë material në fletoren e shënimeve të mia.

Një burrë i kishte futur të dyja këmbët në njërën këmbëz të pantallonave dhe po lypte sikur nuk e kishte njërën këmbë. Njerëzit që kalonin aty i jepnin lëmoshë atij.

Kjo situatë vazhdoi për muaj të tërë. Një ditë papritur policët po vinin me vrap. Burri i hoqi pantallonat dhe deshi t'ia mbathte, por ata e kapën. Gazetari që po e ndiqte këtë ngjarje e pyeti atë burrin:

-A nuk të vjen turp të lypësh në këtë mënyrë?

-Jooo, kjo është puna ime.

-Ti i shfrytëzon njerëzit emocionalisht dhe u merr paratë.

-Kjo është puna e atyre...

* * *

Në disa vende të gjithë banorët e fshatrave ishin lypsarë. Të gjithë lypnin edhe pse ishin shëndosh e mirë:

-Ku?

-Në të gjitha qytetet.

Madje ata nuk ua jepnin vajzat djemve që nuk lypnin. Një ditë kishin shkuar për të kërkuar dorën e një vajze për një djalë.

Babai i cili ishte mbreti i lypsarëve, e pyeti kandidatin për dhëndër:

-Cila është metoda e lypjes që e njeh më së miri?

-Të qenët i verbër, i shurdhër dhe sakat në të njëjtën kohë...

-Ta dhashë vajzën...

Lypja më një fëmijë në krah i shton të ardhurat dy-tre fish. Disa gra lypsare merrnin fëmijë me qira nga fqinjët e tyre:

-A mund të ma japësh me qira këtë fëmijë sot nëse ke mundësi?

-Dua gjysmën e të ardhurave.

-Mos e prish tregun. Një të katërtën...

-Fëmija im mund të punojë këmbëzbathur. Ai e luan rolin shumë bukur.

-Më e fundit një e treta...

-Ashtu le të jetë, por mos i humb paratë që do t'i mbledhësh.



-Nëse humb qoftë edhe një qindarkë, më qofshin haram paratë që i mbledh!

* * *

Një burrë nuk e kishte gjysmën e tij. Kush e di se çfarë aksidenti kishte pësuar. E rëndësishme është që nga kraharori e poshtë e kishte të prerë. Ai ishte ulur mbi një karton në një qoshe të parkut. Ose thënë më saktë, sikur dikush e kishte sjellë dhe e kishte vendosur aty ngaqë ai nuk kishte mundësi të lëvizte. Kushdo që kalonte aty ndjente keqardhje për gjendjen e tij. Ata bëheshin kureshtarë dhe thoshin:

-Si mund të jetojë ky njeri pa zorrë? Kështu që të gjithë i jepnin shumë para.

Punët për një kohë shkuan shumë mirë. Pastaj nuk e di se kush e raportoi, por një ditë dy policë shkuan te ky burrë. E kapën për krahësh dhe e tërhoqën. Atij i doli edhe pjesa tjetër e trupit...

Burri kishte pas hyrë brenda në një gropë. Ai kishte shpuar në mes një karton, në mënyrë që të mos dukej gropa.

Njëri prej policëve i tha duke qeshur:

-More, a jeton njeriu nëse pritet deri te kraharori?

Burri që doli nga gropa tha me keqardhje:

-Ia pata dhënë masën atij budallait që e hapi gropën, por ai prapë se prapë e ka bërë më të thellë.

* * *

Një grua vazhdimisht lypte te dera e xhamisë duke thënë:

-Fëmijët më kanë mbetur jetimë. Ju lutem më ndihmoni! Kjo situatë vazhdoi kështu për vite të tëra.

Të ndihmosh jetimin është shumë sevap... Xhemati e ndihmonte sa kishte mundësi.

Një ditë dikush i tha asaj gruas:

-Kanë kaluar gjithë ato vite. A akoma nuk janë rritur këta fëmijët e tu?

Gruaja tha duke u ndjerë krenare:

-Ata i kam rritur. Këta janë fëmijët e tyre...

* * *

Një grua e dobët, e shkretë dhe e moshuar lypte te dera e xhamisë çdo ditë të xhuma (premte). Si gjithë të tjerët edhe unë i jepja tre-pesë grosh.

Kur i merrte paratë me duart që i dridheshin, njeriut i copëtohej zemra. Ndoshta edhe ajo vetë turpërohej nga lypja dhe e mbyllte fytyrën me majën e rrobës. Në vetvete thosha:

"Ti mos ki turp! Ne jemi ata që duhet të turpërohemi." Një ditë xhumaje vendosa ta ndiqja atë gruan duke thënë:

"Do ta ndihmoj pak më shumë sa të kem mundësi."

I gjithë xhemati doli nga xhamia. Gruaja e shkretë filloi të ecte ngadalë duke iu dridhur këmbët. Unë i shkova pas pa i rënë në sy duke thënë me vete:

"Inshallah e ka shtëpinë afër. Përndryshe me këtë ecje asnjëherë nuk do të arrijmë."

Kur gruaja arriti në qoshe të rrugës, u ndalua dhe priti. Pas një minute erdhi një xhip luksoz. Gruaja u gjallërua. Menjëherë hipi në xhip dhe u largua...

* * *

Lexues të nderuar! Muaji që kaluam ishte muaji i Ramazanit. Një herë kur dolëm nga namazi i taravive, lypsarët përsëri ishin në radhë. Haxhi Salihu i kontrolli xhepat. Tre-pesë grosh që i gjeti ua ndau lypsarëve. Unë i thashë:

-A lejohet t'u jepen paratë kështu lypsarëve?



-Nuk po u jap shumë... Nga një lirë...

-Mos vallë dëshiron të japësh të gjithë pasurinë!

-Çfarë?

-Nuk ka gjë, nuk ka gjë. – i thashë unë. U ulëm në lokalin përballë. Kur po pinim çajin, i tregova ngjarjet e mësipërme. Ai më tha:

-A të mos ua jepja?

-Nuk e di... A ke mbetur ndonjëherë pa para? A i ke kërkuar ndonjëherë para kujt?

Haxhi Salihu mori frymë thellë dhe tha:

-Një herë i kam kërkuar dikujt dhe mu duk sikur më përpiu toka...

-Atëherë mos harro haxhi Salihu. Një i varfër me dinjitet nuk lyp asnjëherë.

-Çfarë bën?

-Pret që ti ta gjesh atë.

Haxhi Salihu ndaloi pak dhe pastaj tha me keqardhje:

-E kuptova!

Të nderuar lexues! Juve nuk ka nevojë që t'ua shpjegoj. Zaten e dini... Mirë mbetshi!..

# UDHËRRËFYESI I PLEQËRISË: SISTEMI ËSHTË I PËRSOSUR, POR TI PAKËSOJE DËMIN

*Fërat Erdogan*

*Tashmë e kuptuam se plakja është e pashmangshme. Mirë, por si mund ta vlerësojmë më mirë këtë proces? Si mund të arrijmë në formën më të shëndetshme deri në "moshën e arritjes së përsosmërisë" për të cilën njerëzimi ka nevojë më së shumti?*

Në të gjitha fetë e vërteta apo të pavërteta, në legjendat që u përkasin të gjithë popujve, në imagjinatën e teoricienëve të çdo ideologjie gjendet kërkimi për "eliksirin e jetës". Sepse njeriu nuk e do përkohshmërinë. Lëreni shpërnguljen dhe largimin nga kjo botë, në përgjithësi na mërzisin edhe shenjat që na tregojnë se po afrohet koha e udhëtimit (vdekjes).

Ja që niveli i mirëqenies i cili po rritet gradualisht, moshën mesatare të jetës që para tridhjetë vitesh ishte 55-58, sot e ka tërhequr lart drejt moshës 78-80. Ngaqë në përgjithësi gjashtëdhjetë e pesë vjeçarët e sipër konsiderohen si të moshuar, këto shifra shprehin më shumë kuptim për të gjithë.

Në përgjithësi këndvështrimi ndaj konceptit që ne e quajmë pleqëri siç ndryshon nga shoqëria në shoqëri, është perceptuar ndryshe edhe nga shekulli në shekull. Të qenët i ri në periudhat kur çdo gjë bëhej me fuqinë e krahut para kohës së industrisë, e bënte shumë të vlefshëm të qenët i fortë fizikisht. Pasi industria ia la vendin teknologjisë, informacioni doli në plan të parë. Sepse u shpikën makineri që bënin shumë herë më tepër se ajo që bënte muskuli më i fuqishëm. Pastaj koha ndryshoi përsëri dhe koka që i kishte zbuluar ato makineri, zbuloi makineri shpikëse që do të zinin vendin e saj. Pastaj vendin e njeriut do ta zinin robotët. Kështu që filluan të shqetësoheshin se çfarë do të bëhet me të ardhmen e njerëzimit.

Nejse, më vonë u kuptua se çështja nuk mbaron vetëm me informacionin, por duhet urtësi, duhet eksperiencë, duhet arsyetim. Ja pra, në pikën e fundit u kuptua vlera e të moshuarve që i posedonin këto koncepte. Kjo arriti deri në atë pikë saqë shoqëria perëndimore e cila "nuk ta jep një gotë ujë qoftë edhe në kohë me shi" nëse nuk ka ndonjë interes, 2012-n e shpalli vitin e plakjes aktive dhe filloi të mendonte: "Si mund t'i mbaj aktivë banorët që po plaken dhe si mund të përfitoj prej tyre?"

Edhe lagjja jonë e cila ka



parimin: "Nuk është prej nesh ai që nuk shfaq mëshirë ndaj të vegjëlve dhe që nuk ua di vlerën të mëdhenjve.", prapë se prapë e ka marrë nga perëndimi këtë mendim modern (!) dhe po përpiqet ta zbatojë.

Sigurisht se vlerësimi i të mëdhenjve tanë të shtyrë në moshë dhe përfitimi prej tyre nuk arrihet duke u thënë: "Na trego gjysh për heroizmat që ke bërë përgjatë luftës së pavarësisë!" Së pari grup-moshën tonë të pjekur duhet ta shpiem të shëndoshë deri në atë moshë dhe ta mbajmë aktive. Mirë, por si do ta realizojmë këtë?

Së pari le t'u japim përgjigje këtyre pyetjeve: Përse plakemi? Si plakemi?

Qoftë edhe në nivelin e molekulave në vitet e para të jetës përgjatë të cilave një foshnje e sapolindur duket sikur zhvillohet vazhdimisht, në të vërtetë bëhet fjalë për plakje. Tri-katër mendimet më të pranueshme të shkencëtarëve rreth procesit të plakjes janë këto:

-Qelizat janë gurët bazë të trupit tonë. Këto qeliza prodhojnë proteina sipas kodeve të tyre në ADN-në që kanë në bërthamat e tyre. Insulina që e ul nivelin e sheqerit në gjak dhe immunglobulina që lufton me mikrobet, përbëhen nga proteinat. Këto proteina në të njëjtën kohë janë efektive edhe në procesin e replikimit dhe riparimit të ADN-së. Domethënë se këto dy lëndë kanë nevojë për njëra-tjetrën.



Ngadalësimi, konsumimi dhe ndalimi në këtë sistem të përkryer, së pari dobësojnë proteinat, pastaj qelizat dhe në fund dobësojnë dhe plakin njeriun.

-Faktorët mjedisorë, veçanërisht rrezet ultravjollcë, radiacioni, ushqyerja e keqe në çdo lloj forme dhe sëmundjet infektive, shkaktojnë dëme në ADN dhe proteina. Këto dëme bëhen shkak për plakjen.

-ADN-të për të cilat po flasim kanë një pjesë që quhet telomere në skajet e tyre që i mbrojnë. Telomere sipas një përkufizimi të bukur që e kam parë në internet, është si pjesa plastike në skajet e lidhëseve të këpucëve. Pasi pjesa plastike të dëmtohet dhe shkurtohet, dëmtohet edhe lidhësja. Kështu që prishet dhe i merr fund funksioni. Kur embrioni formohet ka 15.000 çifte bazë. Derisa të lindë (foshnja) ky numër bie në 10.000. (Domethënë se plakja fillon akoma pa lindur.) Kur 7000 mijë çiftet bazë të bien në 3-4 mijë përgjatë jetës, qelizat e humbasin funksionin e tyre. Stresi, veset e këqija dhe obeziteti e përshpejtojnë këtë rënie. Duke menduar se ka rënie në çdo ndarje të qelizës dhe për shkak se qelizat tona nuk mund të ndahen më shumë se 50-60 herë, është llogaritur se jeta e njeriut nuk mund t'i kalojë 125 vjet. Faktikisht jeta më e gjatë që është regjistruar ka qenë 122 vjet. Bashkë me sëmundjet që shtohen me shkurtimin e përmasës së telomerit, shkurtohet edhe jeta. Nëse edhe njëri prej 92 telomerëve është shkurtuar deri në nivelin kritik, shfaqen sëmundje serioze të plakjes dhe vjen fundi që pritet. Kjo është kështu (nuk ndryshon) edhe nëse karta juaj e identitetit tregon një moshë mesatare si ajo 40-50 vjeçare.

Një situatë tjetër interesante janë "sindromat e plakjes së hershme". Këta të sëmurë për shkak të një mutacioni (prishjeje) në gjene, jetën tetëdhjetë vjeçare e bëjnë për pesëmbëdhjetë vjet. Flokët u bien plotësisht apo pjesërisht si të moshuarit. Struktura e nofullës së tyre mbetet shumë e vogël. Mishi i dhëmbëve dobësohet dhe dhëmbët fillojnë të prishen. Përfundimisht, brenda disa muajve kalojnë nga fëmijëria në pleqëri. Shyqyr që nuk kanë probleme me inteligjencën. Shkaku i vetëm që dihet është shkurtimi i telomerit.

Mësimi që nxjerrim është ky: Telomeri aktual mjafton për të jetuar deri në 125 vjet. Nëse silleni keq, e shkurtoni kohën. Thënë më saktë, kohën që do të jetoni, do ta kaloni me sëmundje. Televizori, telefonat inteligjentë, rrezet e diellit, lëndët kimike, karbohidratet e rënda, etj., janë armiqtë që nuk ndahen prej nesh.

Tashmë e kuptuam se plakja



Indet e lëkurës së re



Indet e lëkurës së vjetëruar



DUKE MENDUAR SE KA RËNIE NË ÇDO NDARJE TË QELIZËS DHE PËR SHKAK SE QELIZAT TONA NUK MUND TË NDAHEN MË SHUMË SE 50-60 HERË, ËSHTË LLOGARITUR SE JETA E NJERIUT NUK MUND T'I KALOJË 125 VJET. FAKTIKISHT JETA MË E GJATË QË ËSHTË REGJISTRUAR KA QENË 122 VJET.

është e pashmangshme. Mirë, por si mund ta vlerësojmë më mirë këtë proces? Si mund të arrijmë në formën më të shëndetshme deri në "moshën e arritjes së përsosmërisë" për të cilën njerëzimi ka nevojë më së shumti?

-Parimet e përgjithshme të shëndetit dhe rëndësia e kontrolleve të rregullta janë të ditura. Le ta themi më thjeshtë: Një i moshuar i yni që mund ta vazhdojë jetën me aparatin e dëgjimit që mund t'ia japë mjeku ORL, mund të trajtohet si i çmendur për shkak të përgjigjeve që nuk mund t'i japë ngaqë nuk dëgjon.

-Veçanërisht po përjetohen probleme serioze në përdorimin e ilaçeve për shkak të zgjedhjes së mjekut apo pacientit. Andaj, le të mos biem në gjendjen e përdorimit të shumë ilaçeve (polifarmacisë) për shkak se doktorë të ndryshëm shkruajnë ilaçe të ngjashme. Ilaçet e ngjashme me vitaminat të mos i përdorim pa këshillën e mjekut. Produktet e pa licencuara për të cilat pretendohet se japin energji, mund të bëhen shkak për vdekjen tuaj duke ua prishur shëndetin kardiak. Qoftë edhe përzierja më e mirë bimore mund t'ju bëjë për spital me një reaksion alergjik polen.

-Ushqyerja le të jetë e ekuilibruar dhe e rregullt. Të mos kërkojmë formula të magjishme. Zierja e lakrës së Brukselit në 96.5 gradë dhe përzierja e saj me avokado pasi t'i hidhet kripë himalajash, nuk e zgjat jetën.

-Sigurisht se duhet të hamë pak. Në vitet 1980 është bërë një studim mbi majmunët. Ndërkohë që sëmundjet të cilat kanë lidhje me plakjen viheshin re rreth 13% te ata që merrnin 30% më pak kalori, grupi që e konsumonte krejt racionin u kaplua nga sëmundje si Alzheimeri, diabeti dhe të tjera të ngjashme me këto.

-Lëvizja është kusht. Le të lëvizim edhe në kuptimin e aktivitetit ditor, edhe në kuptimin e sportit. Të mos harrojmë se "dobësimi është i keq, por ndryshkja është edhe më e keqe".

-Le të pimë ujë. Pothuajse të gjithë të mëdhenjtë tanë që bëjnë nganjëherë analiza gjaku, më shpesh përdorin këtë fjali: "Çdo gjë doli mirë tha doktori, përveç uresë e cila ishte e lartë." Kjo ndodh sepse nuk pimë ujë mjaftueshëm. Veshkën e ngjasojnë me kokën e dushit. Nëse nuk pihet ujë mjaftueshëm, bllokohet nga brenda.

-Le t'i shtojmë marrëdhëniet sociale. Në lidhje me këtë çështje janë bërë studime shkencore të pafundme. Përfundimisht, ai që ka një "network", nëse mund ta shprehim me këtë shprehje moderne (apo thënë ndryshe, njerëz me të cilët ka marrëdhënie në çdo kuptim), ka jetë më të gjatë dhe produktive.

-Vaksina: Një pjesë të vaksinave që ua bëjmë fëmijëve tashmë ua sugjerojmë edhe të rriturve duke u frymëzuar nga ajeti fisnik të cilin mund ta kuptojmë kështu: "Pas pjekjes përsëri ktheheni në fëmijëri." Të rëndësishme janë veçanërisht vaksinat e pneumonisë dhe gripit.

-Mbrojtja nga aksidentet: Kjo duhet të merret parasysh edhe për shkak të pikës së mësipërme, sepse në një moment kur çdo gjë shkon mirë, rrëshqitja në banjë të lagur, për shembull rrëshqitja e këmbës përgjatë marrjes së abdestit, mund të shkaktojë thyerjen e ijëve. Për fat të keq ky është një problem shëndetësor në nivelin e sëmundjes.

-Kontributin që ka gjumi i rregullt dhe i mjaftueshëm në cilësinë e jetës e kemi shtjelluar në mënyrë të detajuar në artikullin tonë para dy muajsh.

Për shkak se çështja i interseon çdo njeriu që vjen në këtë botë, në përputhje me këtë edhe sugjerimet janë të shumta. Ne po e ndërpresim këtu dhe po përpiqemi të japim përmbledhjen me një shprehje latine e cila është pranuar në të gjithë botën: "Primum non nocere / së pari mos dëmto, zaten sistemi është i përsosur."

# SHIJA E JETËS

*Mehmet Dinç*

"Njeriu i pasur mendon se po shijon lirinë, kur merr ushqime me çanta të tëra dhe pa bërë llogari fare. Njerëzit që përcaktojnë vlerën e tyre, sipas parasë që harxhojnë, mendojnë se kanë arritur kulmin e shijes së jetës. **Mirëpo, pikërisht ata që mendojnë se po e shijojnë jetën në maksimum, mbesin pa dyshim dhe të dështuar përballë jetës.** (Otobüsname, Fatma Karabıyık Barbarosollu, fq. 53)

Nëse do të pyesni çfarë është shija e jetës, do të merrnit me qindra përgjigje të ndryshme. Mes përgjigjeve, në mendje vijnë natyrshëm menjëherë: të kesh një kartë krediti të palimituar, të bësh një shëtitje nëpër botë, të blesh makinën apo shtëpinë që pëlqen më shumë etj. Mirëpo, jam në dyshim nëse do të vinte ndonjë përgjigje nga ndonjëri: *"Shija e jetës arrihet kur di të jesh i lumtur me atë që ke?!"* Jetojmë në një shoqëri konsumi dhe për arsye të virusit të konsumit që po përhapet me shpejtësi nga njëri tek tjetri, njerëzit besojnë se duke konsumuar do të rrojnë më shumë, se do të jenë më të lumtur. Ndaj dhe për të festuar një gjë që e duan dhe për t'u ngushëlluar për diçka që i mërzit, ndjekin të njëjtën rrugë: konsumin. Ka njerëz, ëndrra e të cilëve është të fitojnë telebingo dhe që fituesit e telebingos i shohin si njerëzit më me fat të botës, për arsye se mendojnë që jetën mund ta shijojnë duke konsumuar dhe konsumimin e shohin si ideal më vete.

Duke fituar nga puna ditë-natë, mendojnë se do të çlodhen duke konsumuar dhe nisin të ndjekin ata njerëz, që e kanë realizuar këtë objektiv. Ndjekin programe të llojit "gossip" dhe lexojnë rreth "thashethemeve mbi të famshmit". Madje, nuk mjaftohen me kaq, por bëhen gazetarë vullnetarë të thashethemeve të zonës ku banojnë, duke analizuar pasuritë dhe mundësitë materiale të të tjerëve dhe "informojnë" fqinjët kur vijnë për vizitë.

Fëmijët që rriten në një rreth të tillë, të krijuar prej këtyre njerëzve, e kërkojnë lumturinë aty ku e kërkojnë të rriturit. Duan ta kenë çdo gjë që pëlqejnë. Çmenden derisa t'u realizohen dëshirat dhe pas një kohe shumë të shkurtër, pasi u realizohet ajo çfarë dëshironin, sillen njësoj me atë që deshën me këmbëngulje, sikur të ishte apo të mos ishte, madje, duke e supozuar që nuk ekziston më, kërkojnë një tjetër.

Tashmë janë bërë legjendë ata fëmijë që flinin me rroba apo këpucë nga qejfi dhe gëzimi që i kishin blerë vetëm për bajrame dhe askush tashmë nuk e beson se një fëmijë i sotëm mund ta përjetojë të njëjtën kënaqësi dhe gëzim.

Mjaftueshmëria, pra, të qenët i kënaqur me atë që ke, është një thesar i çmuar. Të moshuarit na kanë mësuar se jeta shijohet vetëm përmes mjaftueshmërisë. Unë njoh pak njerëz që mjaftohen me atë që kanë dhe që nuk kërkojnë më shumë, njerëz që shijojnë jetën të lumtur, duke u mjaftuar me atë që kanë. Fatëkeqësisht, as një në njëmijë nuk është. Çdokush kërkon të fitojë sa më shumë, me një neps që nuk resht kurrë, kërkon gjithnjë e më shumë të ketë. Mendojnë se jeta shijohet duke fituar sa më shumë, duke konsumuar sa më shumë dhe duke zotëruar sa më shumë gjëra. Mirëpo, si ai që pi ujë të kripur, i cili ndihet gjithnjë i etur, njeriu sa më shumë të konsumojë, ndjen nevojën të konsumojë sërish, sa më shumë të marrë, ndjen nevojën të marrë më tepër, sa më shumë të ketë, ndjen nevojën të ketë më tepër. Por askush nuk mund ta bëjë veten të lumtur me ndjenjën e të pasurit të sa më shumë gjërave. Në këtë botë të vdekshme, këta lloj njerëzish nuk mund ta marrin nga asnjëlloj ushqimi shijen që marrin të varfrit nga një lloj i vetëm ushqimi, kur hanë të uritur në një enë dhe nuk mund të qeshin kurrë me gjithë zemër dhe duke u vezulluar sytë, siç gëzohen të varfrit, nga një gjë e vogël. Këta njerëz bëjnë një jetë të mjerë, duke bërë një garë të pakuptimtë dhe pafund deri në vdekje.

Aftësia shpirtërore për të qenë i kënaqur me atë që ke, është thesari i humbur, pa të cilin nuk ka lumturi. Duhet ta gjejmë dhe ta zotërojmë atë për t'iu kthyer normalitetit, mesatares dhe lumturisë.



# Marrëdhëniet besim-moral në Islam

*Prof. dr. Iljas Çelebi*

Qëllimi i fesë islame është sigurimi i lumturisë së njeriut në të dyja botët dhe Allahu përmes pejgamberëve ka treguar rrugën e realizimit të këtij qëllimi. Pejgamberët na kanë mësuar parimet e fesë, na kanë shpjeguar karakterin e marrëdhënies sonë me Zotin, me veten, me shoqërinë dhe me natyrën. Parimet e fesë shprehin pozicionin tonë ndaj Allahut dhe kozmosit.

Në të njëjtën kohë, pejgamberët na kanë mësuar se çfarë duhet të bëjmë, si duhet të sillemi dhe si duhet të jetojmë për të fituar lumturinë e dy botëve. Të gjitha këto, në Kuran shprehen me termin "Salih amel" (vepër e mirë).

Me "Salih amel" nënkuptohet çdo veprim dhe sjellje e mirë, e dobishme dhe që është në harmoni me urdhëresat fetare. Veprat që këshillon dhe urdhëron feja përfshihen në termin "salih amel". E kundërta e kësaj janë veprat e ndaluara, të dëmshme dhe të dënueshme nga ana fetare.

Vepra dhe sjellja e mirë që mund të demonstrojë njeriu, ose ka lidhje me Zotin dhe në këtë rast quhet ibadet, ose ka lidhje me njeriun dhe në këtë rast quhet moral. Tre parimet e fesë janë përmbledhur në hadithin e famshëm të Xhebrailit përmes tri fjalëve: "iman", "islam" dhe "ihsan". "Imani" shpreh pjesën teorike, atë çfarë duhet të besojmë, "Islami" shpreh atë çfarë duhet të bëjmë dhe "Ihsani" shpreh sjelljet e mira dhe të hijshme. Sipas kësaj, morali përbën njërën nga tri pjesët që formojnë parimet e fesë islame. Tri shtyllat në fjalë janë prekur përmbledhtazi në suren Asr në formën "iman, vepër e mirë dhe këshillë në të vërtetë dhe durim". Morali shpreh tërësinë e sjelljeve që shfaq një person.

Feja islame e konsideron njeriun me besimin, mendimin, ndjenjat dhe sjelljet e tij si të tërë. Besimi është produkt i zemrës, mendimi i trurit, ndjenja e ndërgjegjes dhe sjelljet produkt i organeve. Për mirëfunksionimin e jetës së njeriut, të gjithë këta elementë duhet të jenë në harmoni me njëri- tjetrin. Shembulli më i mirë i shprehjes së kësaj tërësie dhe harmonie është Pejgamberi (a.s.).

Një botëkuptim është kuptimplotë, kur ai përcaktohet nga mendime, ndjenja, ideale, qëllime të larta dhe sistem besimi fetar gjithëpërfshirës. Sipas këtij këndvështrimi e ka përcaktuar Kurani dhe Suneti botëkuptimin e myslimanit dhe për këtë e ka bërë obligim besimin dhe veprimin si të pandashëm nga njëri-tjetri.

Kurani, siç trajton parimet e besimit, në mënyrë sistematike trajton edhe temat morale dhe i ofron njeriut materialin e duhur për të krijuar një sistem moral të përsosur. "Salih amel" nuk përfshin vetëm



veprim, adhurime që kanë lidhje me Allahun, si: namazi, agjërimi, haxhi etj., por përfshin të gjitha sjelljet e mira kundrejt njerëzve, si: bamirësinë, devotshmërinë, besnikërinë, përgjegjësinë. Ajeti: ***"Vërtet, ata që i përulen Allahut dhe bëjnë vepra të mira, do ta kenë shpërblimin te Zoti i tyre, nuk do të frikësohen e as do të pikëllohen."*** shpreh dy anët e veprës së mirë. Kurse në një vend tjetër, në mënyrë figurative fenë e përngjason me një pemë, rrënjët e së cilës simbolizojnë besimin, trungu veprat kurse frutat moralin.

Të gjitha mësimet, këshillat, sjelljet dhe veprimet e Profetit (a.s.), synojnë arritjen e dashurisë hyjnore. Si shembull mund të përmendim: *"Besimtar i vërtetë është ai që kur bën një vepër të mirë gëzohet dhe kur bën një vepër të keqe trishtohet."* (Ahmet ibn Hanbel, Musned, I, 398.)

Një ditë, një sahabi vjen tek Pejgamberi (a.s.) dhe e pyet: "Kush është myslimani më i mirë?" Pejgamberi (a.s.), i thotë: *"Mysliman më i mirë është ai, nga dora dhe gjuha e të cilit myslimanët janë të sigurt." (Buhari, Iman,4-5.)* Kurse një herë tjetër, kur e pyetën cili është islami më i mirë, tha: *"Të ushqesh njerëzit dhe të përshëndesësh me selam atë që njeh dhe atë që nuk e njeh"* (Buhari, Iman, 6.)

Kurse porosi profetike që tregojnë raportin e ngushtë besim-moral mund të numërojmë: *"Nuk mund të jesh besimtar i vërtetë, përderisa nuk dëshiron për vëllain mysliman atë që dëshiron për veten tënde."* (Buhari, Iman, 7) *"Ruajtja nga intrigat është pjesë e fesë."* (Buhari, iman,12) *"Turpi është pjesë e besimit."* (Buhari, iman, 16)*"Xhihadi(përpjekja) është prej besimit." (Buhari, iman, 26)*

Siç theksohet në Kuran dhe Hadith, midis moralit dhe besimit ekziston një lidhje shumë e ngushtë. Nëse Islamin e përngjasojmë me një pemë, atëherë rrënjët janë besimi, degët veprat e mira dhe frutat morali i mirë. Nga kjo kuptohet lehtë që qëllimi përfundimtar dhe kryesor i pemës janë frutat. Prandaj, njeriu vetëm në këtë mënyrë mund t'i realizojë pritshmëritë. Hadithi profetik *"Unë kam ardhur për të përsosur moralin"* shpreh qëllimin përfundimtar të të gjithë sistemit.

Megjithëse pjesa teorike është shumë e qartë, për shkak të kushteve historike, koniunkturës dhe dallimeve kulturore, më vonë janë shfaqur rryma me pikëpamje të ndryshme përsa i përket marrëdhënies mes besimit dhe moralit.

Morali nga pikëpamja e sjelljes përfshihet tek veprat e mira, kurse nga pikëpamja e ndjenjave dhe vlerave përfshihet te besimi. Prandaj, me marrëdhënien besim-moral nënkuptojmë gërshetimin midis këtyre tri shtyllave kryesore. Fatkeqësisht, morali është shkëputur nga shkencat bazike islame, duke iu bashkëngjitur filozofisë. Por morali në kulturën islame nuk ekziston thjesht si një teori, ai së pari është gjendje që jetohet dhe shijohet.



# O drita e Syrit tim!

Neslihan Nur Turk

Nëse thua se po kërkon një thesar, nuk mjaftojnë vetëm përpjekjet, në qoftë se nuk ke filluar gërmimin.

Do të qash edhe më shumë, kështu që mos i fshij lotët, o drita e syrit tim dhe përpiqu.

Tani nuk është koha për t'iu dedikuar dhimbjes, por shërimit. Por shikimi gjithnjë të ka ngelur pas. Ndërkohë që duhet të kthehesh përpara dhe të ecësh me shpresë, mos u jep rëndësi vuajtjeve që të përgojojnë nga pas! Kurrë mos prano të lidhesh pas këmbëve të tyre si pranga, sepse ky shans i vetëm që quhet jetë po kalon, o drita e syrit tim.

Një vend mund të mos jetë i pastër aq sa e pandeh, ndërsa një vend tjetër mund të mos jetë aq i papastër sa pandeh. Në vend që të mashtrohesh duke u dhënë pas pamjes së jashtme, mundohu të përfitosh duke menduar mirë, sepse ai që mendon mirë, përfiton nga e pastra dhe nga e papastra. Ti shiko mirë ashtu siç të ka hije, në mënyrë që të shohësh mirësi.

S'ka gjë. Le të supozojmë, se vëllai të ka dëmtuar në diçka. Le të supozojmë se ka rënë në një gjendje që s'ka mundësi të kujdeset për ty. Madje, le të jetë i pafytyrë etj., etj... Ti përsëri duaje atë. Lutu sinqerisht për të. Nëse nuk e di se si do t'ia dalësh mbanë kësaj, po të tregoj një rrugë: Mendo sikur është ndezur një zjarr i madh për vëllain që s'e fal dot. Aty do të digjet e përvëlohet, madje, përpara të gjithëve. Britmat e tij do arrijnë deri në kupë të qiellit. A mund të durosh? A mund ta falësh përballë kësaj panorame çfarëdo që të të ketë bërë? Nëse ti nuk e fal, zjarri do të rritet edhe më shumë, do të kthehet në xhehenem dhe ai do të përvëlohet. A ta pranon zemra këtë? Nëse thua: "E kam falur. Të mos digjet", Allahu të faltë ty, vëllain tënd dhe të gjithë ne. Por, nëse thua: "Pranoj. Ç'më duhet mua. Le të digjet", Allahu të faltë o drita e syrit tim!

Ajo që kërkohet është shija e kafes dhe sinqeriteti i atij që e bën. Atëherë, shijoje dhe mos e nënçmo, duke i thënë se qenka bërë pa shkumë. Nëse vepron kështu, mund të arrish një shërim që nuk e ke shpresuar. Të vërtetën fetare mund ta kuptosh vetëm duke e shijuar. Kur ta kuptosh, do të qash. Kur të qash, do të pastrohesh, o drita e syrit tim.

Sikur ta dije anën e brendshme të disave që shkon pas tyre dhe i respekton, nuk do të kaloje qoftë edhe nga afër tyre. Sikur ta dije të vërtetën e shumë prej atyre që nuk i pëlqen dhe e rrudh fytyrën, do të dëshiroje të ishe rob natë e ditë në derën e tyre. Allahu Teala fsheh shumë thesare nëpër rrënoja, në mënyrë që të mos i gjejnë të padurueshmit dhe të verbrit. Por ka edhe rrënoja që i pandehim thesare. Allahu na ruajtë të gjithëve nga shkatërrimi i këtyre mbi kokat tona. Përfundimisht, të gjesh nuk është e lehtë. Nëse thua se po kërkon thesar, nuk mjaftojnë vetëm përpjekjet, po nuk gërmove. Do të qash edhe më shumë, kështu që mos i fshij lotët, i dashur dhe përpiqu.

Të ndodhin shumë probleme për shkak të ga-

bimeve që ke bërë dhe belave që ke kërkuar, por ti përsëri pyet: "Çfarë bëra unë?" Mbi të gjitha, kërkon fajtorë të tjerë. Në vend që të veprosh kështu, hesht dhe ki turp, sepse të turpërohesh është diçka e bukur. Ki turp, sepse ai që ka turp përpiqet të mos i përsërisë gabimet. Ki turp, sepse kundrejt Krijuesit gjithmonë të ka hije turpi. Ndoshta kështu të ulet koka, shpëton nga mendjemadhësia dhe nuk i shikon më me nënçmim robërit e Allahut Teala, o drita e syrit tim.

Ata që e teprojnë dhe i kalojnë kufijtë, janë dy llojesh: Lloji i parë sillet duke e bërë të qartë nijetin që ka. Në këtë mënyrë, të trembin dhe të bëjnë të largohesh. Lloji i dytë e fsheh nijetin e tij si një gjuetar mjeshtër. Ia fiton zemrën gjahut me dashamirësi dhe i përgatit kurthin me mirësjellje. Dy gjëra mund të bësh përballë një njeriu të tillë:

1- E kupton shpejt gjendjen, por të bën të ndihesh mirë dhe bie në kurth duke e ditur. Në këtë situatë nuk je viktimë. Kështu që mos bërtit dhe mos bëj zhurmë për shkak të mashtrimit.

2- Nuk e kupton kurthin dhe nuk e ndjen sherrin, për shkak të nijetit tënd të mirë. Madje gëzohesh, kur e shikon ngaqë e do. Por kur të biesh në kurth, e kupton se ke gabuar. Këtë herë je viktimë, por çfarë do të përfitosh, nëse bërtet pasi të biesh në kurth? Të gjithë do ta dëgjojnë. Nëse e heq baltën, ngelet shenja e saj. Ajo shenjë nuk do të të ngjitet vetëm ty, por të gjithë atyre që të rrethojnë. Atëherë, lëre veten në një qoshe dhe përsëri hesht e mos bërtit, në mënyrë që të pengosh një dëm edhe më të madh, edhe pse e di se do të përpiqen të japin argumente kundër teje dhe do të thonë: "Ishe i kënaqur dhe nuk nxore zë." Derdh lot dhe duro për atë që të ka ndodhur! Padyshim se vjen një ditë dhe ndahet shapi nga sheqeri dhe drejtësia gjen vendin e saj.

Vjedhjen e kanë quajtur sëmundje dhe turpin e kanë quajtur rehati. Zhveshjen e konsiderojnë guxim dhe të shikuarit e zhveshjes e konsiderojnë burrëri. Pasi ranë deri në këtë gradë, disa njerëz e pandehën si famë apo mjeshtëri bërjen e disa punëve që vetëm kafshët i bëjnë përpara të gjithëve. Sikur dikush i urdhëroi: "O njerëz! Virtyti është turp dhe turpi është virtyt! Termat duhen ngatërruar. Njerëzit duhet të garojnë në neglizhencë dhe në humbje!" Ata që përpiqen në rrugë të Zotit, sikur janë kthyer në dele përballë atij që dha këtë urdhër. Ndërkohë që termat janë ngatërruar kaq shumë, ti e ke farz qëndrimin pranë atyre që e kanë zemrën e zgjuar. Këtej e tutje, duhet të shikosh më me shumë kujdes rreth e rrotull dhe duhet të qash më shumë në sexhde, o drita e syrit tim.

Shkrimet nuk mund të tregojnë tonin e zërit tënd dhe as qëllimin e përvëlimin e zemrës tënde. Për ta konsideruar fajtor apo të pafajshëm një njeri duke u mbështetur në një argument të shkruar, duhet ta njohësh nga shumë afër atë, por prapëseprapë, zemra e atij njeriu që e njeh shumë mirë, shpeshherë është një botë misterioze për ty. Atëherë vëzhgoje, edhe një herë vëzhgoje. Nëse dëshiron të mos pendohesh më vonë, llogarite edhe anën e padukshme të çështjeve dhe mos nxito të gjykosh me atë që ke parë, o drita e syrit tim.

Para se të gjykosh, shikoje me kujdes, sepse ai që e pandeh kosh mbeturinash, mund të ketë ndonjë copë floriri. Nëse nuk ka flori, mund të ketë argjend. Nëse nuk ka argjend, mund të ketë thërrime buke. Sidoqoftë, ti mësohu të shikosh me kujdes. Kontrollo përsëri para se të varësh, të presësh dhe të derdhësh. O drita e syrit tim! Mos u bëj mendjeshkurtër, dembel dhe i verbër!

The: "Unë e dua vuajtjen që më bën të të shikoj dhe të të takoj. Por pas kësaj, dua gëzimin që më bën të vij te ti." Tha: "Ti do ta arrish edhe atë gëzim kur të mësosh të falënderosh për vuajtjen. Ja, atëherë do të qash me gëzim dhe jo me vuajtje, o drita e syrit tim."

Ke një nijet të mirë dhe një shikim të pastër, por kjo nuk mjafton. Këtyre bukurive shtoju edhe zgjuarsinë dhe mendjemprehtësinë, në mënyrë që shija jote të jetë e përsosur. Mos u zemëro me asnjë. Çfarëdo që të të ndodhë, është pasojë e punëve të tua. (esh-Shura, 30) Mund të bësh çdo lloj gabimi, por nëse je i dashuruar, mos gabo ta shohësh me dyshim të dashurin, o drita e syrit tim.

Duhet të shohësh pa bërë zënka, pa ofenduar, pa sulmuar dhe pa e larguar si dallkauk atë që nuk meriton. Duhet ta pranosh se britma e papjekur nuk është gjë tjetër përveçse zhurmë. Ti duhet të rritesh për hir të respektit të nënës, e cila të ka përkundur në gjunjë përgjatë gjithë natës, duke thënë: "Rritu, rritu, rritu!" A nuk do të ishte keq për ty, o drita e syrit tim, nëse nuk i dëgjon këto që them dhe nuk ua vë veshin këtyre që shkruaj, nëse nga një mish i butë shndërrohesh në një mish të madh të papjekur?

E kam shumë të qartë se askush nuk është pa mangësi qind për qind. Por edhe të mangët qind për qind nuk ka. Allahu i bëftë sunduese të vërtetat tona dhe na mundësoftë që të përkujtohemi me drejtësi. Gjitha-shtu, kam mësuar se çdo njeri ka mirësi. Po ashtu, ka edhe sherr. Allahu i shndërroftë sherret tona në mirësi, mirësitë tona i bëftë dominuese dhe na mundësoftë të përkujtohemi me mirësi. Tani për tani nuk kam gjë tjetër për të thënë. Kjo është fjala ime e fundit: Mos shiko ashtu! Mos rri duke parë, por thuaj amin, o drita e syrit tim!

# URTËSIA DHE VETËPËRMBAJTJA

*Ferit Piku*

Allahu (xh.sh.) i drejtohet Profetit (a.s.) në Kuranin Famëlartë, duke i thënë: "**Sepse Zoti të dha mëshirë, prandaj ti ishe i butë me ta. Sikur të tregoheshe fjalëryndë dhe zemërgur, ata do të iknin prej teje**". (Ali Imran, 159).

Jeta e përplas njeriun me probleme nga më të ndryshmet, do apo nuk do ai. Jeta e përplas njeriun me dikë, që ka dy gramë mend në kokë, por edhe me njerëz që e kanë kokën bosh, me njerëz të urtë, por edhe me arrogantë, e përplas me njerëz injorantë dhe mendjelehtë, saqë njeriu nuk di nga t'ia mbajë e çfarë të thotë.

Njeriu kalon probleme e kriza nga më të ndryshmet. Kalon situata aq delikate, në të cilat duhet të mendohet mirë para se të vendosë, sepse me një fjalë fiton apo humb gjithçka.

Koha që po jetojmë, është e mbushur me të tilla situata dhe fjala më e mirë që më vjen ndër mend për të gjitha këto është **sprovë**. Ka rrezik të përçahet i gjithë populli, prandaj lum ai njeri që ulet dhe mendon, lum ai njeri që i lutet Allahut (xh.sh) që ta udhëzojë tek rruga më e mirë, t'i japë urtësi e butësi, ta ruajë nga nxitimi dhe mos përmbajtja e vetes.

Kapitali më i madh që ka njeriu në këto kohë, nuk është as pasuria dhe as mençuria, por është morali i tij. Ky moral e bën njeriun që të përmbajë veten. Morali ka dy cilësi kryesore: **URTËSINË** dhe **VETËPËRMBAJTJEN**.

Këto cilësi i do Zoti i gjithësisë, i deshi Profeti (a.s) dhe çdo njeri i dëshiron për veten e tij. Profeti (a.s), i tha njërit prej shokëve të tij: "Ti ke dy cilësi që i do shumë Allahu (xh.sh) dhe profeti i Tij. Ti je i urtë dhe i vetëpërmbajtur".[1] Atëherë ky njeri falënderoi Allahun (xh.sh), që ia kishte dhënë këto dy cilësi.

Njeriu ka nevojë për urtësi, për butësi dhe vetëpërmbajtje. Këto cilësi nevojiten sidomos në ato situata, kur njerëzit çorodite dhe bëhet rrëmujë e madhe.

Për këto cilësi ka nevojë besimtari, sepse **urtësia** dhe **vetëpërmbajtja** janë cilësi hyjnore. Një nga emrat e Zotit tonë është **EL-HALIM (I URTI)**. Allahu (xh.sh.), nuk nxitohet me krijesat e Tij, nuk nxitohet me atë njeri që bën mëkate, por pret që ai të pendohet. Dënimi i Allahut (xh.sh.), vonon dhe mëshira e Tij pret. Sikur Allahu (xh.sh.), t'i jepte çdo njeriu hakun pasi ka bërë punën, vallahi ne do të shkatërroheshim nga mëkatet që bëjmë. Kjo është drejtësia e Zotit. Kush është ai që nuk bën mëkate?! Të gjithë ne jemi mëkatarë. Thuhet se të gjitha krijesat e lusin Allahun (xh.sh.), që t'i shkatërrojë këta njerëz, por Zoti e vonon dënimin e Tij, sepse është i Urtë, i Butë, i Vetëpërmbajtur. Për çdo ditë që lind, deti i lutet Zotit: "O Zot më jep leje t'i mbys mëkatarët, që bredhin nga njëri breg në tjetrin e nuk të kanë frikë Ty". Toka nga ana e saj i lutet Zotit çdo ditë: "O Zot më jep leje t'i fundos në barkun tim të gjithë ata njerëz, që nuk e njohin Madhështinë Tënde". Po ashtu edhe qielli i lutet Zotit të gjithësisë: "O Zot, më jep leje t'i shkatërroj të gjithë mëkatarët, që nuk duan t'ia dinë, se Ti i shikon në çdo moment". Por Allahu (xh.sh) nuk i jep leje askujt, që t'i zhdukë gjynahqarët. Ai është i Butë, është Mëshirues dhe Falës i madh.

Sa njerëz sot lundrojnë në barkun e detit?! Sikur Allahu (xh.xh) të jepte leje, që gjynahqarët dhe mëkatarët të shkatërroheshin në këto momente, sa mendoni se do të ishin vallë?

Sa njerëz ecin me makinat e tyre mbi shpinën e tokës? Janë miliona e miliona njerëz. Sikur të dënoheshin menjëherë për gjynahet që kanë bërë, e mendoni sa vetë do të përpinte toka?!

Sa njerëz fluturojnë në zemër të qiellit? Sikur t'i dënonte Allahu (xh.xh), asnjë nuk do të mbetej i gjallë, por Zoti pret, se është i Butë, është Bujar, është i Mëshirshëm. Allahu (xh.sh) i thotë detit, qie-

1. Muslimi (25).

llit edhe tokës: “**Ju nuk i krijuat njerëzit, prandaj doni të hakmerreni ndaj tyre. Ata janë krijesat e Mia, Unë i kam krijuar e Unë i mëshiroj. Sikur t'i kishit krijuar ju njerëzit, s'do të thoshit fjalë të tilla**”.

Vetëpërmbajtja është cilësi e Zotit të gjithësisë. Është cilësi, për të cilën na fton vetë Zoti i gjithësisë. Cilësinë e butësisë dhe vetëpërmbajtjes e pati pejgamberi Muhamed (a.s), sepse atë e edukoi vetë Allahu (xh.xh) dhe Zoti i tha: “**Sepse Zoti të dha mëshirë, prandaj ti ishe i butë me ta. Sikur të tregoheshe fjalërëndë dhe zemërgur, ata do të iknin prej teje**”. (Ali Imran, 159) Profeti (a.s) ishte i butë, i mëshirshëm dhe nuk u hakmor kurrë për veten, prandaj dhe armiqtë u nënshtruan përpara tij. Meditoni pak për historinë e Profetit (a.s). Këtë Profet e ofenduan, i thanë: “Budalla, i çmendur, magjistar, poet”, por ai kurrë nuk u nevrikos, kurrë nuk i mallkoi këta njerëz. Ky Profet i Zotit u dëbua si mos më keq, pa asnjë gabim, pa asnjë faj dhe u keqtrajtua nga banorët e Taifit. Ai nuk mori hak ndaj tyre, por tha: “O Zot, fali se ata nuk e dinë se çfarë bëjnë! O Zot nxirr nga pasardhësit e tyre, besimtarë që do të të madhërojnë Ty!”.[2]

Njëherë kur po ndante plaçkën e luftës, dikush me paturpësinë më të madhe i tha: “Pasha Zotin nuk e ndave drejt o Profet i Zotit”. Profeti (a.s.), ia ktheu: “Zoti të faltë ty dhe të gjithë të tjerët. Nëse unë nuk e ndaj drejt, kush do ta ndajë më mirë se unë”.[3]

Ky profet i Zotit nuk mori hak edhe kur i urinuan në xhami, por me butësinë më të madhe dhe me një vetëpërmbajtje të admirueshme, diti si të sillet me këta njerëz dhe arriti t'i hapte zemrat e tyre. Prandaj këta njerëz nga armiq, u bënë miq, nga beduinë që ishin, u bënë njerëzit më të civilizuar.

Profeti (a.s) nuk u nxitua edhe në punët, që janë krejtësisht fetare. Pak kohë përpara se të ndërronte jetë, ai (a.s) i tha bashkëshortes së tij: “O Aishe! A e di ti se xhamia e Qabes nuk është në themelet e saj origjinale”? Pasha Zotin, sikur të mos kisha frikë se njerëzit përçahen, unë do e prishja Qaben, do ta ndërtoja në themelet e saj origjinale dhe do t'i bëja dy dyer”.[4] Profeti (a.s) preferonte që më mirë ta linte Qaben aty ku është, sesa të përçante njerëzit. Ky është Profeti (a.s), kjo është butësia e tij, kjo është vetëpërmbajtja e tij.

Profeti (a.s) i mësoi shokët e tij, të mos nxitohen në asnjë situatë, as atëherë kur provokohen e as atëherë kur janë të qetë. Ai (a.s) i ftoi shokët e tij, të mos nxitohen edhe në punët e mira. Prandaj Islami nuk e preferon, që namazin ta falim me nxitim. Pse duhet të nxitohesh? Kush po të sulmon nga pas? Mos u nxito, por përqendrohu në namazin tënd dhe mundohu ta përjetosh atë.

Kur Profeti (a.s.), bëri haxhin e lamtumirës, u thoshte njerëzve: “Qetësohuni, qetësohuni o robër të Zotit, mos u nxitoni”.[5] Në atë kohë ishin vetëm 100 mijë vetë. Po sot që mblidhen me miliona njerëz në haxh?! A nuk duhet të jemi të kujdesshëm e të mos nxitohemi. Për fat të keq ka njerëz, që mund të pësojnë aksidente gjatë haxhit, brenda në Qabe, në vendin më të mirë që ka bërë Zoti për njerëzit dhe kjo vjen, ngaqë njerëzit nuk e përfillin porosinë e Profetit (a.s). Nxitimi nuk sjell asnjëherë punë të mira.

Profeti (a.s.) i mësoi shokët e tij, na mësoi edhe ne me dy fjalë shumë të shkurtra: “Nxitimi është prej shejtanit, ndërsa vetëpërmbajtja është prej Rrahmanit”.[6]

Nëse vetëpërmbajtja dhe butësia i duhen njeriut në çdo situatë, unë mendoj se më shumë se kurrë i duhen myslimanit sot. Atëherë kur kjo fe akuzohet padrejtësisht nga mëngjesi deri më mbrëmje, ne duhet ta kontrollojmë veten tonë. Në një kohë kur provokohemi padrejtësisht me lloj – lloj termash e lloj – lloj veprimesh, vetëm që ne të bëjmë veprime të pahijshme, duhet ta kontrollojmë veten tonë. Është koha e thashethemeve e njeriu duhet ta përmbajë veten e tij. Çdokush le t'i lutet Allahut (xh.sh), që t'i japë butësi e urtësi në zemër.

Sot më shumë se kurrë duhet ta edukojmë veten tonë, që të mos bëjmë veprime, të cilat nuk i bëjnë dobi myslimanëve. Sot më shumë se kurrë duhet t'i masim fjalët tona, t'i masim punët tona, t'i edukojmë mirë fëmijët tanë, që të jenë të urtë e të vetëpërmbajtur.

Të jesh i vetëpërmbajtur dhe i butë, nuk do të thotë që ti je frikacak dhe nuk pyet për fenë e Zotit. Ne duhet të jemi të butë, por jo të nënshtruar, modestë por jo naivë, krenarë por jo mendjemëdhenj. Ne duhet të kontrollojmë fjalët dhe zemërimin tonë, të falim kur kemi mundësi, të japim kur të tjerët nuk japin, sepse për këto cilësi na nxit Zoti i gjithësisë dhe Profeti (a.s).

Profeti (a.s) ka thënë: “Ajo që arrihet me butësi, nuk arrihet kurrë me vrazhdësi”.[7]

Lusim Zotin t'i mbushë zemrat tona me butësi dhe maturi. E lus Zotin që në situatë krizash e rrëmujash, të na udhëzojë në rrugën e drejtë e të na japë forcë ta ndjekim atë, të na ruajë nga rruga e keqe e të na japë forcë t'i largohemi asaj!

Amin!..

2. Buhariu (3231).
3. Buhariu (3610).
4. Muslimi (2374).
5. Muslimi (147, 1218).
6. Ebu Ja'la (4254). Hejthemiu në Mexhmauz'zeuaid (8/43) thotë: “E shënon Ebu Ja'la me përcjellës të vërtetë”. Shejh Albani e vlerëson hadithin të pranuar.
7. Muslimi (2592).





# Ushqime natyrore apo përforcuese?

*Dr. Ali Akben*

Nuk ka ditë që në median e shkruar të mos ndeshemi me artikuj apo lajme rreth ushqyerjes, shëndetit, jetës së gjatë dhe jetesës cilësore. Të dhënat e ndryshme dhe të shumta që formulohen në lidhje me jetesën e shëndetshme, duam apo s'duam, tërheqin vëmendjen e njerëzve.

Orientimet rreth ushqyerjes organike dhe natyrale, që vitet e fundit janë bërë edhe pak modë, pothuajse janë shndërruar në kamerdare shpëtimi për njeriun e sotëm që është i lodhur, i mërzitur dhe i dëshpëruar.

Problemet e shumta shëndetësore dhe gjërat negative me të cilat përballemi, si rezultat i gabimeve të pafalshme që bëjmë në të ushqyer, në stilin e jetesës dhe në jetën tonë, na përgatisin terrenin për të vepruar në mënyrë të pavetëdijshme.

Informimet e pabaza që dëgjohen andej-këndej, ose sensacionet e partnerëve e të miqve gjoja se kjo vitaminë i bën mirë filan sëmundjeje dhe numri i njerëzve që presin shërim për shqetësimet e tyre të ndryshme nga disa vitamina minerale përforcuese, po shtohet çdo ditë me shpejtësi.

Nëse jeni një njeri i painformuar mjaftueshëm nga aspekti i dijes shëndetësore, jeni pak i ndjeshëm ndaj dobive e dëmeve dhe lehtësisht i imponuar nga të tjerët, duhet ta lexoni këtë artikull. Duhet ta lexoni, sepse industria e vitaminave, ushqimeve përforcuese dhe ilaçeve nga e cila vendet perëndimore kanë shumë vështirësi për të dalë, ka filluar të bëhet problem edhe në vendin tonë.

Njeriu i sotëm po përballet me këto ushqime përforcuese sikur të ekzistonin disa sëmundje që janë bërë problem për njerëzit në kohëra të jashtëzakonshme, si luftë, tërmet apo zi buke. Vallë, sa janë të vërteta dhe të sinqerta këto këshilla dhe sugjerime që duken si të pafajshme e që na ngjiten pothuajse si rrodhe me logjikën, "unë e kam marrë dhe më ka bërë mirë, prandaj merre edhe ti", gjë e cila transmetohet pareshtur në programet televizive apo që shkon gojë më gojë nga fqinji te fqinji tjetër!

Vitaminat A-D-E-K, që njihen edhe si ADEK, janë vitamina që nuk mund t'i hedhim lehtë, ngaqë mbarten në qelizat tona duke u shkrirë në dhjamë pasi të merren. Domethënë, teprica e tyre që organizmi nuk e nxjerr dot jashtë, mund të na helmojë duke u mbledhur në indet dhe qelizat tona.

Në të njëjtën mënyrë, edhe metalet, si: kalciumi, zhiva, fosfori dhe arseniku, që gjenden te disa ushqime përforcuese, të cilat quhen suplement, hyjnë në qelizat tona dhe shkaktojnë dëmtime të përhershme. Edhe disa prej problemeve më të rëndësishme të njeriut të sotëm, e dimë se janë dobësia, lodhja dhe gjumi i çrregullt që kanë lidhje me helmimin e rëndë të metaleve.

Kur studiojmë probleme, të tilla si sjelljet e çrregullta te fëmijët, mangësia e përqendrimit dhe shpërqendrimi i memories e vëmendjes, shohim se ata lindin nga ushqimet e rafinuara, pijet me gaz dhe kola, ushqimet me ngjyrues dhe ushqimet përforcuese.

Arritjet në shkencë e në art dhe zhvillimi marramendës në teknologjinë e përparimit të shpejtë në civilizim, i kanë bërë njerëzit e vërtetë pothuajse artificialë. Tashmë, mjaftohemi me aromën e frutave në vend të shijes dhe erës së tyre dhe jetojmë duke pandehur se kemi ngrënë fruta.

Përse vitaminat dhe ushqimet përforcuese, që na shfaqen si kamerdare shpëtimi nuk e japin efektin e pritshëm prej tyre, në mënyrë që të shpëtojmë nga shumë sëmundje, si: hiperaktiviteti, shpërqendrimi i vëmendjes, sëmundjet alergjike, astma, stresi, çrregullimi i gjumit, dobësia, kapitja, lodhja, dëshpërimi etj...

Përse nuk vijmë në vete prej sëmundjeve, edhe pse i bëjmë analizat dhe filmat me teknologjinë më të përpiktë? Përse nuk e arrijmë dot rezultatin e pritshëm në shumë sëmundje nga ilaçet dhe ushqimet përforcuese që na shfaqen si zgjidhje të mrekullueshme? Ne duhet ta pranojmë të vërtetën se nuk mund të arrijmë në një rezultat duke bërë letërsi zgjidhjesh e çajresh dhe duke shtuar pyetjet...

Nëse i hedhim një sy të shpejtë fabrikës së qelizës, që është guri më i vogël bazë i strukturës sonë, menjëherë mund të shikojmë përsosmërinë dhe natyrshmërinë e saj. Kjo fabrikë pothuajse ka një mbrojtje të veçantë kundrejt çdo gjëje që nuk është e natyrshme. Kur elementin e hekurit, ndaj të cilit ka nevojë për të prodhuar gjak, ta sigurojmë nga rrugë të natyrshme, ajo funksionon më me produktivitet dhe më shëndetshëm. Një qelizë gjaku e përpunon shumë më lehtë hekurin nga materialet e natyrshme, si: pekmezi, perimet me gjethe jeshile, fasulja, thjerrëza dhe mishi. Ndërsa hekurin e ushqimeve përforcuese të rafinuara, lëre që nuk e përpunon, por e ka shumë të vështirë edhe për ta thithur...

Ne mund të japim edhe shumë shembuj të tjerë, por përmbledhja e kësaj çështjeje është kjo: Kur të konsumojmë fruta e perime në stinën e tyre, duke marrë ushqime natyrale me masë e ekuilibër, nuk kemi nevojë ta mashtrojmë veten duke marrë preparate (përgatesa) të ushqimeve përforcuese apo të vitaminave. Uroj që nën dritën e maksimës "mbrojtje nga dëmi", që është pranuar universalisht në mjekësi, ta mbajmë larg trupin tonë nga çdo gjë negative, të cilin Zoti (xh.xh.), na e ka dhënë amanet dhe na e ka bërë obligim ta ruajmë.

# Mrekullia e ekzistencës së gazrave në botën tonë



Siç dihet, gazrat që janë më të rëndë se ajri, bien poshtë, kurse gazrat që janë më të lehtë ngjiten lart. Për këtë arsye, balonat tona që fluturojnë i mbushim me gazra si hidrogjeni dhe heliumi të cilët janë gazra të lehtë. Ngaqë bombulat e kuzhinës i mbushim me gazra si butani dhe propani të cilët janë më të rëndë se ajri, gazrat bien në tokë kur këto bombulat kanë rrjedhje. Kështu që sugjerohet të hiqen duke i fshirë. Shtresa e atmosferës që e rrethon tokën, domethënë ajri është një përzierje gazrash mjaft homogjene që përbëhet nga molekulat e gazit të azotit dhe oksigjenit në një përqindje të madhe. Oksigjeni është një molekulë pak më e rëndë se azoti. (Oksigjen, $O_2$: 32 g/mol, Azot, $N_2$: 28 g/mol) Mirë, por pse akoma oksigjeni nuk ka precipituar në raport me azotin edhe pse kanë kaluar me miliarda vite? Le ta bëjmë pyetjen edhe më interesante: Çfarë do të ndodhte nëse oksigjeni do të precipitonte dhe shtresa më e poshtme e atmosferës të formohej nga oksigjeni?

Oksigjeni i cili është i dobishëm për frymëmarrjen e gjallesave dhe si rrjedhojë për vazhdimësinë e jetës, është një element djegës. Fakti që në atmosferë ka shumë tepër oksigjen, do të thotë që edhe një shkëndijë shumë e vogël mund të bëhet shkak për zjarre që nuk mund të shuhen. Domethënë, nëse oksigjeni do të kishte rënë në tokë, të gjitha gjallesat do të digjeshin krejt lehtësisht dhe do të zhdukeshin. Falënderimi i takon Allahut (xh.xh.), që oksigjenin i cili përbën 21 % të atmosferës, e ka subtilizuar (holluar / përzier) me azotin i cili përbën 78 % të saj. Azoti nuk digjet përveçse në temperatura shumë të larta. Kurse pjesa prej një përqind e ajrit që mbetet përbëhet më së shumti nga gazi i argonit. Argoni është më i rëndë edhe se oksigjeni, edhe se azoti (Ar: 40 g/mol) dhe është një lloj gazi me një atom. Edhe ai nuk digjet. Domethënë se oksigjeni djegës që gjendet në atmosferë në sasi të mjaftueshme, është subtilizuar/holluar me gazra që nuk digjen. Përzierja e gazit me oksigjen në raport një me pesë, i cili është i përshtatshëm për vazhdimin e jetës në tokë, gjendet në atmosferë në këtë formë.

Tani le të vijmë te pyetja e parë: Përse nuk subtilizohet oksigjeni? Përgjigjja është e mahnitshme! Në fakt do të subtilizohej, por temperatura në atmosferë mundëson që ajri të mbetet një përzierje homogjene. Temperatura është një masë e shpejtësisë së molekulave në raport me njëra-tjetrën. Kur temperatura është e lartë, gazrat përzihen në formë të përkryer. Shpejtësia mesatare e molekulave që formojnë ajrin është më e lartë se shpejtësia e zërit (1235 km/h). Domethënë se molekulat e vogla të cilat nuk mund t'i shohim me sy, fluturojnë rreth nesh me një shpejtësi kaq të lartë dhe përplasen me njëra-tjetrën. Në këtë mënyrë ajri përzihet mirë dhe shndërrohet në një gaz homogjen. Krahas kësaj, përgjatë miliarda viteve që kanë kaluar, gazrat e lehtë janë ngritur lart dhe kanë ikur në kozmos, kurse ata që janë të rëndë kanë subtilizuar nëpër oqeane dhe janë shpërbërë. Për shembull, ndërkohë që përqindja e azotit nëpër oqeane është më e paktë se në ajër, përqindja e oksigjenit argonit dhe karbondioksidit ($CO_2$: 44 g/mol) nëpër oqeane është më e lartë se në ajër.

## Dermani që vjen me tragjedinë

Për dioksidin e karbonit i cili është një gaz natyror, duhet të hapim një parantezë të madhe. Kur i shohim me vëmendje përqindjet e ajrit që janë dhënë më sipër, vihet re se dioksidi i karbonit nuk gjendet në një përqindje të konsiderueshme. Në fakt, po të gjendej në përqindje të konsiderueshme, do të ishte vrasës për njerëzit dhe kafshët. Krahas kësaj, bimët që bëjnë fotosintezën me energjinë që marrin nga dielli, ndjejnë një nevojë të madhe për dioksidin e karbonit. Madje është vërtetuar se po të mos jenë bimët, nuk mund të ketë jetë në tokë. Mirë, por nga e marrin bimët dioksidin e karbonit? Edhe kjo përgjigje është shumë interesante. Ato e marrin dioksidin e karbonit nga mjedisi dhe ajri. Kështu që mjaftohen me pak. Nëse dioksidi i karbonit shtohet në ajër për shkak të ndonjë faktori, bimët e thithin menjëherë në strukturën e tyre dhe rriten më shpejt. Për shembull, dioksidi i karbonit që përzihet në atmosferë si rrjedhojë e ndonjë zjarri të madh, bëhet shkak për rritjen më të shpejtë të bimëve. Sigurisht se për këtë bimët kanë nevojë edhe për ujë. Edhe një lloj gazi tjetër që del në pah përgjatë zjarreve është avulli i ujit, domethënë produkti themelor i reve. Në këtë mënyrë tragjedia na jep edhe ilaçin e nevojshëm për mjekimin e plagëve. Kjo në një farë mënyrë është mekanizmi për ta zëvendësuar diçka shpejt. Sepse këtu bëhet fjalë për një ekuilibër të ndjeshëm dhe të qëndrueshëm: ***"Bimët dhe pemët i përulen*** (Allahut)***. Ai e ka ngritur qiellin lart dhe ka vënë Balancën*** (për çdo gjë)***, që ju të mos e shkelni atë."*** (Rrahman, 6-8) Edhe një çështje tjetër shumë e rëndësishme është fakti

## Nga ka ardhur uji?

Një çështje tjetër që mund të na mbetet në mendje pas të vërtetës se molekula e ujit e cila është më e lehtë se ajri ngrihet në atmosferë, ftohet dhe kthehet pas duke rënë si shi për shkak të kondensimit, është kjo: Përse nuk ka fluturuar dhe ikur uji përgjatë periudhave shumë të lashta kur akoma toka dhe atmosfera nuk ishin ftohur dhe si rrjedhojë uji nuk mund të shndërrohej në shi? Në fakt shumë shkencëtarë mendojnë se një sasi shumë e madhe e ujit ka fluturuar dhe ka ikur. Mirë, atëherë nga ka ardhur ky ujë që gjendet nëpër oqeanet madhështore dhe për të cilin kanë nevojë bimët e gjallesat në tokë? Mos vallë ka zbritur nga qielli? Përgjigjja është po! Mendohet se uji që ka ardhur në tokë pasi ajo është ftohur e ka prejardhjen nga qielli. Ajeti i nëntëdhjetë e nëntë i sures En'am thotë: ***"Është Ai që e ka zbritur ujin nga qielli. Ja pra, çdo lloj bime i kemi dhënë jetë me atë..."*** Uji mund të jetë zbritur në tokë nëpërmjet kometave, apo nëpërmjet meteorëve apo nëpërmjet mekanizmave të tjera që përmbanin akull në sasi të mëdha në strukturat e tyre. Akoma ndodh që herë-herë trupat qiellorë përplasen me planetët dhe kështu bëhen shkak për shpërthime madhështore. Përplasja e një meteori mund të konsiderohet si tragjedi për një planet plot jetë, por siç e thamë edhe në shembullin e mësipërm rreth periudhave të para të tokës, mund të jetë edhe një faktor i rëndësishëm që formon kushtet e përshtatshme për jetën. Siç shihet, në të kaluarën e çdo molekule që formojnë qelizat e gjallesave, gjendet një proces që shtrihet nga një mjedis pa jetë drejt një jete me sistem dhe që është shumë i vështirë për t'u shpjeguar me llogaritje të hamendësuara.[1]

Së fundi, le të shtjellojmë pyetjen se përse gjendet një atmosferë e përshtatshme për jetën e gjallesave në tokë, por nuk gjendet te shumë trupa të tjerë qiellorë, si për shembull në hënë apo në Mars? Dielli në të vërtetë është një faktor që e fshin atmosferën dhe e hedh në hapësirë. Nëse planetët kanë një fushë elektromagnetike që i mbron prej kësaj, domethënë nëse kanë një kallkan, atmosfera mund të qëndrojë pa u prishur për miliona e miliarda vite. Edhe pse ky mekanizëm nuk është kuptuar plotësisht, ka shumë prej shkencëtarëve që formimin e kallkanit e lidhin me lëvizjen e metaleve të nxehta në planet. Kjo lëvizje dhe si rrjedhojë, ky kallkan mbrojtjeje në Mars, ka shumë kohë që është humbur. Për këtë arsye, një pjesë shumë e madhe e atmosferës së tij është zhdukur në hapësirë. Edhe një pjesë e rëndësishme e ujit ka ikur në këtë mënyrë. Kjo situatë mund të ketë lidhje me përmasat e planetit. Bazuar në këtë, hënat (satelitët) dhe planetët e vegjël mund t'i humbin më shpejt kallkanët e tyre elektromagnetikë. Toka është më e madhe edhe se hëna, edhe se Marsi. Kështu që akoma jemi të mbrojtur.[2]

***1)*** "Si mund ta mohoni Allahun, ndërkohë që keni qenë të pajetë e Ai ju dha jetën?! Pastaj Ai do t'ju bëjë të vdisni, më pas do t'ju ringjallë e, në fund, do të ktheheni tek Ai?!" (Bekare, 28) / ***2)*** "Ne e bëmë qiellin mbulesë të mbrojtur, por përsëri ata shmangen nga shenjat që gjenden aty." (Enbija, 32)

se ndotja e ujit dhe e ajrit që mund të ndodhë si rezultat i prishjes së ekuilibrit në fjalë, mund të çojë në shkatërrime shumë të mëdha.

Përqindjet e përzierjes atmosferike që i dhamë deri më tani, faktikisht ishin vetëm për ajrin e thatë. Sigurisht se edhe avulli i ujit përzihet në ajër. Uji në gjendje të gaztë ($H_2O$: 18g/mol) është më i lehtë se ajri. Për këtë arsye uji ngrihet në atmosferë dhe arrin te shtresat e larta e të ftohta. Këtu, kur përqendrimi rritet dhe retë bëhen mjaft të dendura, zbret në tokë në formën e shiut ose dëborës. Po të mos ishte avulli i ujit më i lehtë se ajri dhe po të mos kondensohej në shtresat e larta e të ftohta, nuk do të kishte shira dhe si rrjedhojë, nuk do të kishte jetë me plot kuptimin e fjalës. Në këtë pikë është e dobishme që ta shprehim se niveli i presionit të ajrit prej 1 bar është në një nivel të përshtatshëm për të ndodhur ky cikël.




Mirë, po elementet e lehta, për shembull Heliumi (He: 4g/mol), përse nuk ngrihet lart, nuk largohet nga kjo botë dhe nuk zhduket në hapësirë? Edhe kjo ka një përgjigje interesante! Ngrihet lart dhe humbet. Domethënë, heliumi që përdoret në balonat e meteorologjisë apo që harxhohet nëpër vendet e argëtimit për të folur me zë të hollë, nuk zëvendësohet. Heliumi, i cili gjendet shumë në hapësirë, ngaqë nuk është një gaz i përbërë, fluturon dhe nuk kthehet më. Njerëzimi e nxjerr dhe e përdor gazin natyral dhe heliumin që gjenden ndërmjet shkëmbinjve, por nëse harxhohet edhe ai, do të mbesim pa helium. Prandaj, është një humbje serioze të harxhosh këtë gaz për argëtim, i cili ka të ngjarë të jetë shumë i vlefshëm për studime shkencore në të ardhmen.

HAXHI SHEH SHAMIA
MEDRESEJA
SHKODER
1991

1 Staf arsimor cilësor

2 Kushte arsimore sipas standarteve të larta

3 Aktivitete sociale, kulturore dhe sportive

4 Klasa dhe laboratorë të kompletuar

5 Ambiente familjare në konvikt dhe cilësi në ushqim





# CIKLI FILLOR

*(djem dhe vajza)*

NGA KLASA E 1-RË
DERI NË KLASËN E 5-TË

"Vërtet, Ibrahimi
ishte i butë,
i dhembshur
e vazhdimisht
i kthyer (tek Allahu)."

*(Hud, 75)*

ISSN 2227-3611